# DY FJALE LEXUESVE

Edhe doktrinat filozofike, si çdo veprimtari tjetër e mendjes njerëzore, jetojnë brenda kornizave të kohës. Për fat të keq, për afro gjysëm shekulli, ndoshta katër a më shumë gjenerata, nuk patën as më të voglën mundësi ta jetojnë intensivisht dinamikën intelektuale, të futen në kompleksitetin e problemeve historike e filozofike aq të nevojshme e të domosdoshme për ta kuptuar kohën në të cilën jetojmë e për t'u dhënë rrugëzgjidhje morisë së problemeve ekzistenciale, shpirtërore, sociale, të së drejtës, institucioneve të shtetit e kështu me radhë.

Përkthimi i kësaj vepre, mendoj se është një kontribut modest, i cili ndonëse shumë me vonesë, do t'u vijë sado pak në ndihmë atyre katër-pesë brezave të sakrifikuar të rinisë shqiptare, jo vetëm për t'u shkëputur nga "filozofia" e rrejshme marksiste, frenuese dhe regresive, por edhe për t'u çliruar njëherë e mirë nga "apostujt" e rremë, që predikuan me aq zell dhunën dhe mashtrimin, e prej të cilëve ende sot, nuk po gjendet forca e duhur për t'u shkitur përfundimisht prej tyre.

Besoj se këto katër vepra të Platonit, do të mbushin edhe rininë tonë me njëfilozofi idealiste, e cila mund të ngjajë disi e tejkaluar, por gjithsesi e nevojshmepër ushtrimin e shpirtit dhe të mendjes së njeriut shqiptar. Këtë nismë e konsiderojsi një zhytje në një lumë magjik, për të hequr mykun e materializmit.

Tek **Apologjia e Sokratit**, shfaqet njeriu i madh, i cili duke mbrojtur vetveten, i tregoi mbarë njerëzimit korruptimin e shoqërisë

dhe politikës së kohës në të cilën ai jetoi si dhe prirjen njerëzore drejt së keqes, e vetëdijshme për një gjë të tillë.

Tek Kritoni, shfaqet Sokrati njeri, me një ndërgjegjeje të lartë qytetare, i respektueshëm ndaj ligjit dhe shtetit, koherent me veten dhe doktrinën e tij, i cili nuk e pranon propozimin për t'u arratisur nga burgu edhe pse le në rrugë të madhe tre jetimë.

Tek pjesa e tretë e titulluar **Fedoni**, gjejmë filozofin dhe njeriun e mençur, njeriun e mendimit që nuk i trembet vdekjes dhe nuk e humb toruan edhe pse e di se pas disa çastesh do të pijë kupën e helmit. Sokrati zbërthen me një qetësi olimpike përpara auditorit të zgjedhur tërë filozofine e tij idealiste, i bindur se i drejti, i ndershmi dhe filozofi i vërtetë, nuk vdes kurrë.

**Simpoziumi** ose siç quhet ndryshe **Elozhi i dashurisë**, është pa dyshim kryevepra letrare e Platonit. Ç'është dashuria? Dashurohet forca e shpirtit, bukuria e mendjes, apo paraqitja e jashtme, që është diçka kalimtare? Cila? Një pyetje, që sot e kësaj dite vazhdon të mbetet e përjetëshme, megjithë mrekullinë platoniane.

Në përkthimin në shqip të kësaj vepre të Platonit, kam pasur parasysh veprën monumenale dhe komentarin e plotë të veprës "Platoni", marrë nga origjinali në greqisht, dhe përkthimin në frëngjisht të profesorit francez Maurice Croiset. Gjithashtu kam patur parasysh, në mënyrë të veçantë, përkthimin mjaft interesant nga origjinali të Prof. Nino Marzianos. Kurse, sa i përket hyrjes, preferova atë të Profesorit Ezio Savinos e cila m'u duk më e plotë, më e kohës, më moderne se ajo e Prof. Croisetit shkruar në vitin 1925.I bindur se mundi im, do t'i sjellë një ngritje shpirtërore dhe intelektuale lexuesit shqiptar, i uroj udhë të mbarë Platonit të tokën e bashkëfqinjëve të vet të lashtë.

**Dr. Lazër Radi**

Tiranë, maj 1993

# PLATONI

## Një profil historiko-kritik mbi autorin dhe veprën e tij

### JETA DHE VEPRAT

Platoni lindi në vitin 427, në një familje të shquar, pasardhëse e Kodros, mbret i fundit i Athinës, ndërsa nga ana e nënës, qe pasardhës i ligjvënësit Solon. Si rezultat i kësaj trashëgimie, qysh në fëmini, pati një edukim aristokratik, mësoi gjimnastikën, muzikën dhe poezinë. Edhe vetë qe poet. Qysh i ri ai merrej me teatër dhe shkruante epigrame.

Në moshën njëzetvjeçare, pasi ndoqi për disa kohë heraklitianin Kratil, u fut në rrethin sokratik dhe, mbas përsiatjesh dhe kërkimesh filozofike, që i zgjatën gjithë jetën, gjer në vdekje, iu përkushtua mjeshtrit të vet të shkencës dhe të jetës. Mund të thuhet se ai i ngriti atij një monument të apasionuar doktrinor dhe artistik që mund të konsiderohet unikal në historinë e kulturës njerëzore.

Shumë shpejt, Platoni do të gjendej në vorbullën e ngatërruar të luftrave politike. Në vitin 404, në Kolegjin e Tridhjetë Tiranëve, ishin edhe Kritia dhe Karmidi, që rridhnin nga familja e tij e që e nisën të merrnin pjesë në fatet e oligarkisë. Entuziazmi i fillimit u shua shpejt dhe jo vetëm kaq, por ai u kthye në përbuzje, për shkak të veprimeve arbitrare të atij regjimi. Kulmi arriti kur tiranët u vërsulën kundër institucioneve demokratike, të ngritura me përpjekje të shumta e me luftra të përgjakshme, të udhëhequra nga Trasibuli.

Por, edhe demokracia, i solli Platonit të ri zhgënjime të tmerrshme. Në vitin 399, gjykata e Athinës, e dënoi Sokratin me vdekje, nëpërmjet helmimit. Sokrati u dënua vetëm pse kalonte në shoshën e kritikës së tij të rreptë vlerat e kalbëzuara të një tradite tashmë të

kapërcyer dhe të shkatërruar. Ky vendim i padrejtë e tronditi aq shumë Platonin e ri, sa vendosi pa asnjë mëdyshje, të shkëpusë çdo detyrim qytetar me Athinën, përjashtuar disa detyrime ushtarake. Është periudha kur ai vendos të bëjë udhëtime, për të fituar kulturë dhe për të thelluar kërkimet e tij filozofike. Bëri një turne të gjere, që e nisi në Megara, në shkollën sokratike të Euklidit, u afrua me dijet mijëvjeçare të priftërinjve egjiptianë dhe përfundoi me eksperiencën filozofiko-politike të bashkësisë pitagorike të Tarantos, të drejtuar nga Arkiti.

Në këtë udhëtim, Platoni fitoi një horizont shumë të gjerë njohurish dhe doktrinash, të cilat më vonë, i përvetësoi si duhet dhe i shkriu në aftësitë e tij të jashtëzakonshme të asimilimit dhe sintezës, duke nxjerrë në dritë veprën e madhe dhe origjinale të mendimit të tij.

## Fillimi i Akademisë

Pasi kthimit në Athinë, në vitin 387, në rrethinat e gjimnazit dhe parqeve të shenjta të heroit Akadem, ai hapi një qendër kërkimesh, e cila për nëntë shekuj, deri sa u mbyll me dekret të Justinianit, qe pikë kryesore referimi për kulturën e botës së atëhershme: Akademia.

Në vitin 367, shkoi për herë të dytë në Sirakuzë, i ftuar nga miku dhe dishepulli i tij Dioni, i cili pas vdekjes së tiranit Dionizi I dhe gjatë kohës së sundimit të Dionizit të II-të, shpresonte se do të mund të zbatonte në formë eksperimentale teorinë filozofiko-politike të mësuesit të vet të madh, Platonit.

Përpjekja e Dionit dështoi, bile në udhëtimin e tretë të tij, në vitin 361, Platoni kaloi një rrezik të madh. Tirani i ri u tregua edhe më i egër se i pari. Ai e shiti atë si skllav. Platoni vdiq në moshën tetëdhjetëvjeçare, në vitin 347, pikërisht atëherë kur në horizontin e Athinës nisën të shfaqen ushtritë maqedonase të Filipit. Bota greke, në atë kohë, qe në rënie të plotë: po u hapej rruga njerëzve të rinj...

# Dialogjet

Korpusi i veprave platonike, përbëhej prej rreth tridhjetë veprash, pjesa më e madhe e të cilave është në formë dialogjesh, me përjashtim të "Apologjisë" dhe "Letrave". Dialogu është një strukturë krejtësisht origjinale për paraqitjen e së vërtetës doktrinore. Deri në atë kohë traktatet shkruheshin si vepra tërësore ose si poema filozofike. Pse e përdori Platoni dialogun? E para, për arsye metodologjike dhe spekulative, duke e lidhur me metodën sokratike të zbulimit të së vërtetës; metodë që e bën të zhdërvjellët bashkëbisedimin dhe arritjen e rezultateve me anën e pyetjeve përgjigjeve. Bashkëbisedimi klasik sokratian, sistematik dhe gjenial, synonte vetëm në arritjen e së vërtetës, të cilën e ka ngritur në kult, si dhe zotërimin e artit të vetëdijshëm të kërkimit; e dyta, për arsye poetike. Dialogu i jep trilleve të krijuesit rastin më të përshtatshëm për t'i ndryshuar dhe për të pasuruar kornizat e mjedisit, vijat psikologjike, marrëdhëniet kohore mes realitetit dhe fantazisë, si dhe ta përshpejtojë apo ta shtrijë, me ndalesa të mençura, ritmin e diskutimit kulturor.

Personazhet, qofshin këta historike ose fiktive, i kanë mjaft të gjalla lëvizjet dhe fjalët. Në intrigën e vyer të argumenteve të guximshme filozofike, del në pah aftësia dramaturgjike e tij, por dhe njeriu i apasionuar pas veprave teatrale.

Kritika moderne e ka klasifikuar rreshtimin e dialogjeve në këto kategori: në fazën sokratike (Apologjia, Kritoni, Protagora e të tjerë), e cila mbështetur në formën e hapur dhe problematiken e trajtimit të çështjeve; në fazën ndërtuese të doktrinës platonike të ideve, ose të pjekurisë, (ku spikasin Fedoni, Simpoziumi dhe Republika), në fazën e rishikimit kritik me dialogjet e Teatit, të Sofistas etj, dhe në fazën e fundit, të ashtuquajtur faza e ristrukturimit me interes gjithnjë në rritje për problemet e botës së natyrës, ku ndjehet një ndikim i dukshëm i mendimit pitagorik, sidomos në veprat: "Temen", "Krizia", "Ligjet".

# SFONDI HISTORIK DHE KULTUROR

## Kriza e shoqërisë athinase

Jeta e Platonit nis që në fazat e para të konfliktit peloponez kundra Athinës. Qytetet dorike, nën drejtimin e Spartës, organizohen dhe pushtojnë kryeqytetin.

Pushtimi vazhdon edhe në kohën e përparimit të fuqishëm ndërkombëtar të shtetit të mirë organizuar maqedon. Falangave të armatosura maqedone nuk mundi t'u bëjë ballë bota helenike, e njohur për tradita qytetarie dhe për art, por e shkatërruar brenda nga përplasjet politike, nga egoizmat, nga pabesia e në mënyrë të veçantë nga grindjet midis qytet-shteteve fqinje. Për shoqërinë greke në përgjithësi dhe për atë athinase në veçanti, qe një epokë e vazhdueshme krize, sepse ajo tashmë qe shkatërruar nga aventura fatkeqe e Siçilisë e më pas nga disfata përfundimtare që pësoi atje. Në atë provë të përgjakshme, që zgjati tridhjetë vjet, u zbërthyen në mënyrë të dhunëshme sistemet etiko-politike, të cilat pas një procesi të ngadaltë lulëzimi, të një qëndrushmërie shoqërore dhe të një edukimi individual, gjatë shekullit të V-të, patën rregulluar si jetën kolektive, ashtu edhe atë individuale të Athinës.

## Alternativa e mendimit platonik

Reflektimi platonik, shkëndija e të cilit, siç do ta shohim më poshtë, buron nga tensioni sokratik për një univers njerëzish superiorë dhe nga garancitë konceptuale dhe etike tashmë të

pandryshueshme; pra, reflektimi platonik plazmohet dhe arrihet pikërisht në atë klimë të mbushur me shqetësime ekzistenciale, klimë e tronditjes së ndërgjegjes, të përhumbjes në katastrofën e luftës dhe, humbjes së besimit tek vlerat kombëtare, që në të kaluarën kanë qenë aq funksionale dhe të patundshme. Ato nuk ishin më në gjendje të nxirrnin nga rrëmuja skemat alternative të edukimit e të jetës, për t'i përdorur më pas si pika referimi të shpirtrave të rinovuar në drejtësi dhe në dije. Ta interpretosh mendimin platonik do të thotë, ta rindërtosh në sintezë, përmes veprave të tij dhe të nxjerrësh në dritë përpjekjet e tij të jashtëzakonshme për të bërë më pas një organizim rigoroz në një sistemim shkencor kompleks dhe të përsosur. Është e domosdoshme të shënohen etapat themelore të periudhës ku përfshihet eksperienca filozofike e Platonit, të merren në analizë, së bashku me mjedisin kulturor dhe shoqëror në të cilin jetoi, marrëdheniet që e ngritën atë, jo vetëm si një mendimtar me frymëmarrje të përbotëshme, por edhe si njeri të shquar të kohës së vet.

## Tridhjetë tiranët

Pesëvjeçari i fundit i shekullit të V-të para K., mund të konsiderohet si periudha e triumfit të Spartës dhe e poshtërimit të Athinës, nën sundimin e trupave pushtuese të Lisandrit, i cili pasi i shembi "Muret e Gjata", nga Athina deri në Pire, simbol i fuqisë detare athinase, u imponoi të mundurve një regjim spartan tepër oligarkik. "Të Tridhjetët", për metodat e sundimit të tyre, u quajtën "tiranë". Ata nën udhëheqjen e Kritias, pas një periudhe të shkurtër demokracie fiktive, u detyruan të ndërrojnë rrugë dhe të qëndrojnë në këmbë, duke përdorur dhunën dhe duke u mbështetur në heshtat e spartanëve, përherë të gatshëm për të ndërhyrë nga kazermat e tyre drejt Akropolit. Oligarkia arriti të vendosej, duke ushtruar dhunë dhe derdhur gjak: u vranë afro 1500 qytetarë, shumica e të cilëve politikisht të pakomprometuar dhe fajtorë vetëm pse kishin të ardhura pak më shumë se të tjerët. "Të Tridhjetët" bënë gjithë

përpjekjet për ta futur edhe Sokratin në gjirin e tyre dhe për ta shndërruar në vegël.

## Rebelimi ndaj hegjemonisë spartane

Fitorja në fushëbetejë i dha të drejtën Spartës t'u imponohej edhe qytet-shteteve të tjera, të cilat dikur qenë nën varësinë e Athinës dhe t'i paguanin taksat asaj. Zgjedha spartane, mbështetej kryesisht në njësitë e veta ushtarake, dhe rëndonte mbi qytetet po aq sa dhe imperializmi athinas, i cili tashmë, nuk mund të mburrej si kampion i shkëlqyer i qytetërimit helen dhe mbrojtës i qytetarëve grekë nga barbaria persiane. Hegjemonia spartane sa vjen e bëhet më e urryer, për shkak të intolerancës së saj, duke rrezikuar kështu edhe ndonjë kryengritje që mund të shpërthente në viset e pushtuara. Në fakt, demokratët athinas, të fshehur në Tebë, në dimrin e vitit 404, organizuan një kryengritje nën udhëheqjen e Trasibulit. Ata pushtuan kështjellën e Files, që ndodhej në rrethinat e qytetit. Kjo ngjarje u bë shkak që "Të Tridhjetët" ta mbledhin mendjen dhe të nisnin një represion të ri. Aty për aty u vendosën dy ligje të një ashpërsie të padëgjuar: e drejta e jetës dhe vdekjes mbi çdo qytetar që nuk ishte i regjistruar në listën e të "Tre mijëve" (një rreth shumë i ngushtë njerëzish, të cilëve u qe njohur e drejta qytetare), si dhe dënimi me vdekje për këdo që mund të kish qenë i kompromentuar edhe para shtatë vitesh për qëndrim armiqësor ndaj kushtetutës oligarkike të "Katërqindeve". Viktima e parë e këtij fanatizmi të ri qe Terameni, një anëtar i moderuar i kolegjit të "Tridhjetëve". Ndërkohë, të nxitur prej pakënaqësisë që po përfshinte gjithë qytetin nga autoritarizmi brutal i qeverisë, Trasibuli dhe njerëzit e tij shpejtuan ndërhyrjen. Pas pushtimit të Pireut, gjatë një përleshje, Kritia, përkrahësi më i flaktë i ekstremizmit oligarkik, u mund.

## Rënia e "Të Tridhjetëve"

Asambleja athinase, e përbërë nga të "Tre mijët", i shpalli të rrëzuar "Të Tridhjetët". Partia e këtyre të fundit, pas vendosjes në Eleuzi, iu bëri thirrje forcave të armatosura të Lisandrit. Mes palëve në konflikt, ndërhyri si arbitër Pauzania, mbret i Spartës, i cili ua dorëzoi Athinën demokratëve, ndërsa Eleuzinë ua la oligarkëve si qendër autonome.

Menjëherë pas vendosjes së intitucioneve demokratike, u shpall në Athinë një amnisti e përgjithshme (shtator 403), me shpresë se me këtë veprim do të mund të krijohej një atmosferë mirëkuptimi, që ishte faktor i domosdoshëm për rinovimin, dhe stabilizimin e reputacionit të rënë athinas, nga pasojat e luftës dhe nga grindjet e brendshme. Me fitoren e armatosur të Eleuzisë nga popullorët, si dhe me eliminimin e falangave të fundit të oligarkëve, uniteti politik i Atikës, më së fundi, nisi të marrë formë në gjirin e demokracisë. Megjithatë, madhështia dhe siguria e periudhës së Perikliut mbeti vetëm një kujtim i kohërave të largëta. Ai gjysmë-shekull konfliktesh dhe shkatërrimesh në të gjitha drejtimet, si në frontin e jashtëm dhe në atë të brendshëm, nguliti në ndërgjegjet e njerëzve, zakonin e të dyshuarit në gjithçka, reagimin e fortë dhe të menjëhershëm për mbrojtjen dhe sigurimin vetiak. Ndërkohë, ankthi i aventurës së tmerrshme oligarkike të shuar me gjak, qëndronte pezull mbi kokat e tyre dhe ndillte frikë të vazhdueshme, tension dhe ankth. Fitorja përfundimtare dhe përtëritja morale paraqisnin mjaft probleme për atë demokraci që doli e dobët nga lufta. Megjithë përpjekjet për t'i ngritur vlerat formale të traditave të njohura të së kaluarës, megjithë këngët dhe lavdet për vlerat etiko-politike, të cilat dikur kishin qenë stolia e Athinës së Perikliut dhe shpirti i shkollës së gjallë helene, populli ishte skeptik, ai nuk merrte pjesë më në jeten politike të vendit, qe përfshirë i tëri nga një gjëndje e acaruar dhe nga një periudhë e madhe pasigurie.

## Veprimi i Sokratit në jetën publike athinase

Sokrati qe një kritik i rreptë i këtyre vlerave. Ai prirej gjithnjë drejt gjurmimit të realiteteve njohëse dhe krijimit të një morali të ri, më të qëndrueshëm dhe të përjetshëm. Ky njeri pra tregohej me gisht si shkatërrues i mbrapshtë i besimit të lashtë.

## Vdekja e Sokratit

Dialektika e tij racionale që zhvesh dhe shkatërron me një rreptësi të pamëshirtë çdo formalizëm pasiv, nga pikëpamja e jashtme, u ngjet shumë akrobacive të sulmuesve virtuozë (kritizerëve) dhe sofistëve, tek të cilët opinioni publik dhe njerëzit e kulturës dalluan shkaktarët e dekadencës athinase. Një dyshim edhe më të madh përbën fakti sipas të cilit, Sokrati konsiderohej si pedagog i Alqiviadhit, demokrat me cilësi mjaft të dyshimta dhe mik i ngushtë i Kritias dhe i Karmidit, heronj të oligarkisë fanatike. Kështu që, pas procesit për prapësira dhe ateizëm, njeriu të cilin Platoni e konsideronte më të drejtin e të gjithëve, dënohet me vdekje, me pirjen e gotës së helmit. Kjo ngjarje shënoi një pikë vendimtare në jetën e Platonit. Pas kësaj tragjedie, siç e thamë edhe më lart, filozofi ndërmori një periudhë të gjatë udhëtimesh, sigurisht për të dalë nga kornizat, tashmë historikisht të ngurta dhe të krijojë një sistem dhe një sintezë kulturore me vlerë të përbotëshme.

## Periudha e udhëtimeve të Platonit

Në këtë nxitim platonik, shihen qartë shenjat e kohëve dhe shqetësimeve të reja: kalimi nga eksperienca e veçantë e rretheve të ndryshme qytetare në grindje me njëra-tjetrën, tek dëshira gjithmonë e gjallë për ta futur individin në një atmosferë universale, e cila në fushën filozofike qe karakteristikë e disa shkollave sokratike, në mënyrë të veçantë e shkollës cinike dhe e

enciklopedizmit organik të Aristotelit. Ndërsa në fushën historiko-shoqërore i parapriu lëvizjes botërore të Aleksandrit dhe helenizmit.

## Akademia

Faktet e mëvonshme historike, si luftërat për hegjemoninë greke midis Athinës, Spartës dhe Tebës dhe rrënimi i vazhdueshëm helen, që favorizuan fillimisht ndërhyrjen persiane dhe më pas atë maqedone, duket se nuk patën ndonjë ndikim të rëndësishëm në veprimtarinë doktrinore dhe didaktike të Platonit. Akademia ishte tashmë kozmosi i tij, bashkë me universin ideal që ai ka per qëllim të ndërtojë. Angazhimin e tij të vërtetë politik e shpalos në mënyrë të plotë në veprën e tij madhore "Republika". Ajo nuk është një utopi, por një projekt real i sistemit shtetëror me vlera konkrete, tek të cilat Platoni ka patur besim të përhershëm, bile edhe pas zhgënjimit siçilian, kur krejt i mplakur, e shmangu atë temë, në veprën e tij të fundit, e cila mbeti e pambaruar, "Ligjet".

Bashkëkohës i Platonit ishte edhe Izokrati, lëvrues i një edukimi të mbështetur mbi të mundëshmen dhe retorikën. Ai qe një kundërshtar i rrepte i vijës platonike, që bazohej mbi konceptin shkencor të drejtësisë dhe shkollave sokratike më të vogla si Cirenaikët, Cinikët apo Megarikët, që zhvillonin sekush në një aspekt të veçantë, mendimin e Mjeshtrit. S'ka dyshim se kultura më e madhe e kohës përqëndrohej në Akademi, nga ku do të dilte edhe Aristoteli. Jetëgjatësia e Akademisë, afro njëmijëvjeçare, me gjithë ndryshimet e pashmangëshme dhe revizionimet doktrinore të bëra më vonë, dëshmoi aftësinë e programit edukativ të përpunuar nga Platoni dhe zbatimin e tij për krijimin e një universi etiko-shkencor të hapur ndaj kontributit dhe përparimit të kohërave të reja.

# DOKTRINA

## Interpretimi platonik i realitetit

Përfundimet filozofike të Platonit krijuan në zhvillimin e mendimit perëndimor, përpjekjen e parë, ndoshta më të lartën dhe më të shkëlqyerën në interpretimin racional të realitetit.

Struktura dialoguese e veprave të Platonit e, akoma më ne thellësi, mentaliteti i saj dialektik, i edukuar sipas metodës sokratike të bisedës së gjallë, domethënë nxjerrjes në pah të së vërtetës përfundimtare me anën e një kërkimi të përbashkët, në një pluralitet zërash dhe arsyetimesh. Ndërtues i veprave platonike është dinamizmi, frymëmarrja dhe problematika. Çdo dialog zhvillohet rreth një boshti kërkimesh të pavarura dhe vlerash të veçanta të procesit filozofik, ajo është një veprimtari spekulative në pastërtinë e vet, që u qëndron larg parashtrimeve përfundimtare, që nuk përfill dogmat fikse e shpesh, kur projektohet në mënyrë kritike mbi një problem, vendos ta lerë të pazgjidhur atë për t'u hedhur në perspektiva të tjera, drejt hapësirash të reja.

I tillë është stili kompozicional i shkrimeve të para ku trashëgimia më e gjallë e Sokratit shfaqet plotësisht. Kështu në rebelimet e shumta dhe në degëzimet e shumta të trungut të madh platonik, krijohet një lidhje nervash duke u bërë një organizëm i gjallë e mjaft jetësor, një kërkesë dhe një frymëzim qendror. Rrënimi i vlerave etiko-politike tradicionale, çorientimi i i vetëdijes në stuhinë e ekstremizmit oligarkik dhe i revanshizmit të egërsuar demokratik, vërtet që disa njerëz të polisit i gjente në dekadencë të plotë, por ama ata ishin të gatshëm, në përpjekjet e tyre të pafrytshme, për t'i

dhënë jetë fantazmave tashmë të zhdukura prej kohësh. Të gjitha këto rrethana ngjallnin tek filozofi vetëdijen ndaj misionit të tij edukativ dhe moralizues. Detyra e tij, ishte ta ngjiste njeriun tek një shkallë vlerash njohëse dhe etike dhe ta shkëpuste nga kontradiktat e ndikimeve individuale dhe të eksperiencës, duke i gdhendur ato në pëlhurën e ndritshme dhe të përjetshme të shkencës së pastër.

## E Mira absolute

Projekti politik i një shteti të drejtë, që është i aftë për t'i dhënë çdo qytetari të vet një formim të përshtatshëm kulturor dhe shoqëror, pa shtremberime, pa mëdyshje, në kultin dhe shpirtin e së mirës absolute; ky qe kulmi i këtij meditimi filozofik. Ai nuk qe thjesht teorik dhe në dëshirën e autorit, por qe mjaft i realizueshëm si në planin praktik dhe në atë politik. Vepra "Republika" mund të konsiderohet baza e mendimit platonik. Cilat janë rrugët që kërkon mendimtari për t'i arritur këto rezultate? Për këtë është e domosdoshme të kalojmë në një sinteze të shpejtë etapat kryesore të doktrinës së tij.

## Koncepti dhe sensacioni

Platoni, i pakënaqur nga heraklitizmi i egërsuar i mësuesit të tij të parë, Kratilit, që predikonte pamundësinë absolute të njohjes së fenomeneve natyrore dhe ndryshimeve të vazhdueshme, pranoi me entuziazëm mësimin sokratik të bazuar mbi konceptin. Kjo vlerë intelektuale, i siguronte njeriut, nga njëra anë, një trashëgimi shkencore të qëndrueshme dhe universale, duke e lidhur kompleksitetin kaotik të përftimeve shqisore, me një nivel shumë më të ulët të opinionit subjektiv, në kontrast të vazhdueshëm me vetveten, nga ana tjetër, nuk jepte garancitë e mjaftueshme të një realiteti absolut dhe të pavarur të këtyre bërthamave të mendimit.

Përfundimisht, Sokrati e pranonte epërsinë njohëse të konceptit mbi sensacionin. Mirëpo, koncepti, ndonëse universal dhe absolut, nuk i jepte një realitet të përcaktuar ekzistencial, përveç intelektit njerëzor. Ky përparim cilësor, nga fusha e njohjes e deri tek ajo e të qenit, është vepër e Platonit. Ai e realizon atë që mund të quhet parimi emblematik i filozofisë së tij: "Idetë".

## Idetë dhe gjërat

Idetë janë lloje ose esenca superiore, të pajisura me realitet autonom, bile një realitet të vetëm autentik. Në fakt, ato mbesin të amshuara, gjithmonë në një kozmos më të lartë e më fisnik se ai njerëzor: hiper-uraniumi apo mbibota.

Dimensioni i gjërave fizike, natyrale, është kopje, ose hije e sovraniteteve ideale. Kështu, për shumicën e individëve, koncepti "njeri" i papërsosur ose i vdekshëm, në hiper-uraniumin unik i përgjigjet një model i përsosur: ideja e njeriut. Shfaqjeve pambarim të bukurisë në format fizike të përcaktuara për t'u tretur, u kundërvihet në shkëlqim të përsosur, një përsosmëri e kulluar, ideja e së Bukurës në vetvete. Midis rrafshit të ideve dhe të atij të gjërave, të ndara nga i njëjti interval që veçon amshimin nga vdekja, realitetin nga iluzioni, ekziston një raport pjesmarrjeje; matësi ose imituesi, sqaruar nga Platoni me anën e mitit të famshëm të Demiurgut, artistit hyjnor, i cili me shikim të fiksuar në esencat ideale, e sipas modelit të tyre, do të plazmonte materien e paformë në zanafillë të universit. Kështu, çdo objekt i botës, i gjallë apo i pashpirt, konkret apo abstrakt, ia detyron të qenët e vet ose cilësitë e veta prototipit ideal. Nëse një trup i bukur ekziston, është i tillë, derisa është pjesëmarrës i idesë së trupit dhe idesë së bukurisë.

Dy shkallëve të realitetit u përgjigjen dy nivele njohëse: të parit, eksperienca e fenomeneve, që lidhet me gjërat materiale, krahas me ato të dyshimta dhe iluzore. Më lart qëndron shkenca ose përpjekja për t'u ngritur deri tek idetë. Kjo është një dhuratë që e kanë pak vetë, filozofët dhe, midis tyre, vetëm ato natyra superiore

që arrijnë, pas shumë vite vrojtimesh këmbëngulëse, tek ideja supreme e së Mirës. Ideja e së Mirës nxjerr nga vetja një fuqi mirëbërëse, ashtu si dielli në qiellin e vdekshëm ushqen natyrën, që i jep jetë dhe vlerë konstelacionit të përhershëm të ideve të saj. Prandaj, virtuti maksimal, drejtësia, refleks i së Mirës ideale, është shkencë dhe si e tillë, mund të jepet në mësim. Prej saj varet hierarkia e vlerave inferiore, sipas së cilës, në kushtetutën e një shteti të përsosur, qytetarët duhet t'i përshtaten të disiplinuar, me një nivel të përcaktuar për secilin. Ushtrimi i filozofisë është një shtytje drejt së Mirës dhe së Vërtetës. Stimuli që nxit filozofia, siç do të shihet edhe tek Simpoziumi, është forma më fisnike e Erosit, që le pas dore bukuritë e veçanta për të arritur tek bukuria unike dhe e amshuar: tek e Mira.

## Shpirti

Në teorinë e njohjes ka një rëndësi të veçantë koncepti i pavdekësisë së shpirtit dhe të "anamnezit", ose i reminishencës (kujtim i turbullt i diçkaje), i paraqitur në mënyrë të plotë të "Fedoni". Shpirti ka një natyrë të ngjashme me idetë, prandaj është i thjeshtë dhe i patretshëm. Shkëndija hyjnore shkrep në një trup si në një burg dhe pamja e gjërave trupore, hijet e idealeve, ngjallin tek ai kujtimin e atyre esencave më të përsosura, të cilat, qysh para lindjes, të çliruara nga pengesat e lëndës, mund ta vrojtojnë lirisht dhe, nëpërmjet ushtrimit në virtut dhe në dituri, hidhen me hov, për ta rigjetur pas vdekjes. Mesazhi i fundit, më i larti i Sokratit në orën e vdekjes qe: testament ngushëllimtar dhe besim i pathyeshëm në dinjitetin themelor të krijesave njerëzore, të cilat nga që janë materie u nënshtrohen vdekjes; janë të pavdekshme në thelbin hyjnor të shpirtit i cili duke përdorur energjitë e tij më të mira, mund të arrijë lartësitë më të mëdha, deri tek drita e diellit dhe është e përsosur si Ide dhe si e Mirë.

# APOLOGJIA E SOKRATIT

## Shënime mbi Apologjinë

Kjo vepër nuk ka një strukturë dialoguese, por siç shpjegon edhe titulli, është mbrojtja e ndarë në tre monologë të njëpasnjëshëm, të cilët Sokrati i shpalli para gjyqit të Athinës, gjatë zhvillimit të procesit, i akuzuar për prapësi dhe korruptim të rinisë, akuza që u ngritën nga Aniti dhe Meleti.

Në ndërhyrjen e parë, që është mbrojtja në kuptimin e mirëfilltë të fjalës, Sokrati shpreh habinë e vet për virtuozitetin dialektik të akuzuesve. Ai s'ka ndërmend t'u dredhojë zakoneve ose shprehive të veta, të fituar gjatë viteve të jetës përmes bisedave me bashkëqytetarët e vet, por nuk do të shkëputet as nga e vërteta. Sipas Sokratit dy janë akuzat dhe, ai bën dallim ndërmjet së parës dhe të dytës, pra midis akuzës së vjetër dhe asaj më të re. Përkrahësit e së parës, sqaron Sokrati, e akuzojnë për veprimtari të dyshimtë shkencore rreth sendeve të qiellit dhe të nëntokës. E akuzojnë gjithashtu se është në kërkim të një metodë dialektike për ta zëvendësuar, në çdo fushë të dijes, arsyen më të keqe me më të mirën. Në akuzën e fundit shihet qartë lajthitja mashtruese, e nxitur nga paroditë keqdashëse të komediografëve. Aty shihet qartë ndikimi i Aristofanit, i cili ngatërron personazhet sokratike me ata të sofistëve. Përveç kësaj, thonë akuzatorët, Sokrati këmbëngul të përhapë, me fjalime nëpër sheshe dhe me mësimet nëpër gjimnaze, rezultatet e kërkimeve të tij të pandershme filozofike. Dihet nga të gjithë, thekson filozofi, se në fushën e kërkimeve të natyrës është marrë fare pak, madje në kohëra tashmë të shkuara. Kurse, përsa i

përket dialogjeve, ato nuk janë tjetër veçse një vërtetim i ndershëm i një profecie delfike, në të cilën vetë perëndia kishte parafolur shumë vite më parë se, Sokrati ishte më i dituri midis njerëzve. Duke mos i besuar kësaj profecie, vetë filozofi ndërmori një lloj pelegrinazhi tek personalitetet më të shquara të jetës kulturore, politike dhe shkencore, që përmes një analize të thellë, t'i sqaronte për kuptimin

e asaj profecie. Kështu, iu nënshtrua një sprove gjithnjë e më shtrënguese nën darët e pyetjeve sokratike, të ngjeshura me ironi përcëlluese dhe, gjithë dituria e atyre "teknikëve" të njohur, doli me vlerën e vet të vërtetë, pra një inkompetencë e plotë, e veshur me pendehmën se ata ishin të ditur. Sokrati i mbyll reflektimet e tij, duke thënë se vetëm vetëdija e mosdijes, guximi për të përballuar verifikimin kritik të metodave të veta të punës dhe një bagazh i mirë dijesh kulturore mund të konsiderohen hapi i parë dhe vendimtar drejt një diturie objektive. Kuptimi i fjalës së perëndive është i qartë: Sokrati ua kalon të gjithëve, pikërisht pse është i vetëdijshëm se nuk di asgjë. Megjithatë, mllefet dhe shpifjet grumbullohen rreth personit të tij të "padëshirueshëm". Pëshpëritet se Sokrati ka ndërmend t'i shkatërrojë institucionet demokratike, t'i shthurë vlerat e edukimit të vjetër dhe gjoja kjo qenka pikërisht arsyeja pse ai merret vetëm me të rinjtë, duke e frenuar entuziazmin e tyre të rrëmbyer. Prej këndej del edhe akuza e dytë, më e reja, ajo e korruptimit të rinisë, duke përhapur doktrina që janë në kundërshtim me vijën zyrtare të qytet-shtetit. Duke arsyetuar rreth pjesës së parë të kësaj akuze, Sokrati i dërrmon: të korruptosh do të thotë ta bësh tjetrin më të keq, pra vetë veprimi në vetvete është i dëmshëm edhe për korruptuesin, sepse në këtë rast ai vepron kundra vetvetes. Tani do të desha të di se kush është ai njeri që vihet vullnetarisht të veprojë kundra vetvetes? Prandaj, një veprimtari e mundshme korruptuese është një krim i pavullnetshëm dhe si i tillë duhet të dënohet me riedukim dhe jo me ndëshkim.

## Religjoziteti i Sokratit

Sa u përket perëndive, askush më shumë se Sokrati nuk i respekton ato. Për shumë vite, ai vazhdoi të predikoje ekzistencën e një demoni hyjnor brenda vetvetes, i cili nuk e lejon të veprojë në mënyrë të pandershme. Po, ç'është ky demon? Demoni s'është tjetër veçse një fëmijë perëndish. Atëherë, si mund t'u besojnë bijve, nëse nuk u besojmë etërve që i kanë krijuar? Nën dritën e kësaj mbrojtjeje, Sokrati ndriçon figurën e vet prej qytetari shembullor. Sa herë që atdheu ka patur nevojë e ka gjetur të gatshëm në fushë të betejave. Praktika politike, e lidhur ngushtë me padrejtësinë, gjithmone ka qenë diçka e huaj për të. Jeta e tij është jeta e një njeriu të varfër e të ndershëm. Sokrati është në shërbim të vazhdueshëm të Perëndisë që e ka vendosur përbri athinasve dhe i ka lënë si detyrë t'i korrigjojë ata dhe të mos i lerë të bien në të keqen morale. Kështu, nëse gjyqi do t'i jepte një dënim me vdekje për të, ky do të qe një dëm për Athinën dhe jo një dëm ndaj Sokratit.

Midis mbylljes së diskutimit të parë dhe nisjes së diskutimit të dytë, ka një periudhë pushimi, gjatë së cilës Sokratit i thuhet tërthorazi vendimi me vdekje, i arritur me minimumin e votave.

Praktika juridike athinase e lejonte të dënuarin t'i propozonte jurisë, para se ajo të jepte vendimin përfundimtar, një dënim për vetveten, i cili të qe i përafërt me fajin që kish bërë. Kështuqë, ndërhyrja e dytë, merret vetëm me këtë fakt.

Pra, për sjelljen e tij të mirë gjatë gjithë jetës, Sokrati u propozon gjyqtarëve ta cilësojnë si mirëbërës të ndritur të Athinës dhe t'i përgatisin një paraqitje publike në Pritaneo. Më pas, ai thotë se është i gatshëm të derdhë edhe një kuotë simbolike si gjobë.

Ky provokim, gjykatësve iu duk tepër i rëndë dhe, në intervalin midis seancës së dytë dhe të tretë, gjykata, me një shumicë votash, miratoi dënimin me vdekje të tij.

Ndërhyrja e fundit e filozofit është e shtruar dhe dinjitoze. Ai bën një reflektim mjaft të frymëzuar rreth kuptimit të vdekjes. Ajo

është e panjohur, por mendja jonë, e përtytyron në dy pamje të ndryshme, të dyja ngushëlluese. Pra, vdekja është ose një gjumë i amshuar pa ëndrra, ose një udhëtim në vise të lashta, mes shpirtrash të ndryshëm, të mbushur me drejtësi. Kështu, Sokrati i vazhdon meditimet filozofike rreth dijes njerëzore, i patundur në të vetën, pa frikën e shpifjeve dhe urrejtjeve e së fundi, pa e pasur frikën e një dënimi tjetër të pamundshëm, me vdekje.

## I

Nuk di ç'përshtypje ju kanë bërë, o athinas, fjalët e akuzuesve të mi. Përsa më përket mua, mendova se nuk isha më unë, aq bindëse m'u dukën fjalët e tyre. E më e bukura qe se asnjë fjalë e tyre nuk i përgjigjej së vërtetës. Megjithatë, nga gjithë broçkullat e tyre, veçanërisht njëra, më habiti, pikërisht ajo, sipas së cilës ju duhet të kini kujdes dhe të mos e lejoni veten të mashtroheni prej meje, pse qenkam një gojtar shumë i shkathët.

Vetë fakti që atyre s'u erdhi turp, duke e ditur se unë shumë shpejt do t'i përgënjeshtroja e do t'u tregoja se nuk jam unë ai gojtari i shkathët si ata më cilësonin, më është dukur paturpësia e tyre më e madhe. E nëse ata e quajnë gojëtar të madh atë që thotë të vërteten, më duhet ta pranoj edhe unë vetë se jam i tillë, por jo në atë kuptim që shprehen ata!

Sidoqoftë, e përsëris: ata nuk kanë thënë asgjë, ose pothuajse asgjë të vërtetë, përkundrazi, nga unë ju do ta dëgjoni gjithë të vërtetën.

Sigurisht, o qytetarë, jo me fjalime të studiuara, me fraza e fjalë të bukura e të spërdredhura, siç kanë bërë ata, po me fjalë të thjeshta, ashtu siç më burojnë natyrshëm, sepse unë e di, ajo që them është e drejtë e mos prisni gjë tjetër prej meje.

Nga ana tjetër do të qe e pahijshme për moshën time të vija këtu e t'u tregoja gjepura pikërisht juve, si të isha një kalama. Megjithatë unë do t'ju kërkoj diçka dhe do t'ju lutesha të ma jepni; nëse në mbrojtjen time do të më dëgjoni të flas si zakonisht, siç bëja në

sheshe, në vend-shkëmbimet e monedhave apo gjetkë, ku shumë prej jush ndalonin dhe më dëgjonin. Mos u skandalizoni, ju lutem dhe mos protestoni për një gjë të tillë!

Është fakt, se në moshën shtatëdhjetëvjeçare, kjo është e para herë që vij në gjykatë, kështu që jam krejt i pamësuar me gjuhën e gjyqit. Nga ana tjetër, mendoj se ju do të më falnit po të isha i huaj dhe të flisja me atë dialekt ose me atë theks me të cilin jam rritur. Pra më duket e drejtë t'ju kërkoj që të mos ia vini veshin stilit të fjalës sime, i bukur a i shëmtuar qoftë. Ajo që ka më shumë rëndësi per mua është që ju të më dëgjoni me vëmendje nëse them gjëra të drejta ose jo, sepse kjo është, në fund të fundit, virtuti i gjyqtarit, ndërsa detyra e gojëtarit është të thotë të vërtetën.

## II

Kështu pra, o qytetarë të nderuar, së pari më duhet të mbrohem nga akuzat false që m'u bënë për të kaluarën, prej akuzuesve të mi të parë, e më pas t'u përgjigjem atyre të dytave të bëra prej akuzuesve të mi tanishëm.

Në fakt, kanë qenë të shumtë ata që më kanë akuzuar para jush. Ata s'thoshin gjë tjetër veç gënjeshtra, prandaj pikërisht këta janë për mua më të rrezikshmit, bile më të rrezikshëm e më të tmerrshëm se Aniti[1] dhe shokët e tij, që nuk bëjnë shaka, sepse filluan bashkë me ju, ashtu çunakë siç ishit, të përhapnin shpifje kundra meje e të më akuzonin duke thënë, se qenka njëfarë Sokrati, një dijetaruc, i përkushtuar i tëri në gjurmimet e fenomeneve të qiellit dhe mistereve të Tokës, i aftë ta bëjë të bardhën të zezë. Ata që për hesapin tim, përhapin gjepura të tilla, janë akuzuesit më të rrezikshëm, sepse kushdo që i dëgjon duke folur, bindet me të vërtetë se ai që bën gjëra të tilla nuk beson as Zotin dhe askënd. Dua të shtoj, se prej shumë kohësh këta përparojnë me akuza të tilla dhe tashmë kanë nisur t'ju drejtohen juve kur ishit ende të rinj, bile disa prej jush të mitur fare, e për më tepër ata akuzonin një njeri, që nuk qe i pranishëm, e që askush nuk mund ta mbronte.

Më e habitshmja është se nuk dihen as emrat e tyre që t'ua thonim, përjashtuar njëfarë shkrimtari komedish[2]. Ndërsa të tjerët, mbeten më të vështirët për t'i hedhur poshtë. Është e pamundur t'i dërgosh në gjyq, e pamundur t'i bindësh, e unë po të dua të mbrohem, do të jem i detyruar, si i thonë një fjale, të luftoj me hijet, pra të flas pa m'u përgjigjur askush.

Sidoqoftë, ta dini dhe ju se akuzuesit e mi janë dy llojesh: ata që më kanë akuzuar kohët e fundit dhe të tjerët, për të cilët jam duke folur, e që një gjë të tillë e kanë berë në të kaluarën. Ju e kuptoni fare mirë pse më duhet të mbrohem pikërisht nga këta të fundit; sepse prej të gjithë atyre që më akuzojnë, këta janë të parët që ju i keni dëgjuar, bile, shumë më tepër se të tjerët që kanë ardhur më pas.

Kështu pra, o qytetarë, e kam të nevojshme që të mbrohem, të përpiqem të shlyej brenda kësaj pak kohe që më është lënë, këtë mendim të keq që vërtitet rreth meje e që është rrënjosur tek ju prej shumë vitesh. Kam shumë dëshirë t'ia dal mbanë e kjo do të qe një gjë e mirë, si për mua, ashtu dhe për ju; pra të arrija në njëfarë përfundimi me mbrojtjen time, por e di mirë se kjo nuk është diçka e lehtë dhe vështirësitë nuk mund të fshihen.

U bëftë ajo që dëshiron Zoti. Unë jam i detyruar t'i bindem ligjit dhe të mbrohem.

## III

Le t'i marim gjërat nga kreu dhe ta shohim ç'është kjo akuzë, që më hapi këtë nam të zi, për çka Meleti e ndjen per detyrë ta nisë këtë proces kundër meje. Le ta marrim vesh se ç'thonë shpifësit e mi. Le ta lexojmë aktakuzën e tyre duke menduar se akuzuesit e mi kanë plotësisht të drejtë: "Sokrati është fajtor se humbet kohën e tij, duke vrojtuar misteret e Tokës dhe të qiellit, e bën të zezën të bardhë dhe të bardhën të zezë dhe ua mëson të tjerëve këto gjëra..."

Pak a shumë kjo qenka e gjithë akuza. E pastaj, po gjëra të tilla ju vetë i keni parë në komeditë e Aristofanit[3]. Njëfarë Sokrati, që

sillej poshtë e përpjetë nëpër skenë, duke thënë se ecte nëpër re e rrëfente plot marrëzira të tjera si këto, nga të cilat unë nuk veçoj asgjë. Por dijeni mirë se unë nuk e them këtë gjë për ta përbuzur një shkencë të tillë, apo ata që merren me të tilla punë, kurrë në asnjë mënyrë, sepse Meletit do t'i jepej

një rast për të më veshur ndonjë akuzë tjetër. Eshtë fakt, o athinas, se për gjëra të tilla unë nuk di asgjë. Ju ftoj si dëshmitarë shumë prej jush, duke ju lutur ta pyesni veten sa nga ju më kanë dëgjuar. Eh, sigurisht janë shumë, por do t'ju lutem sqarojeni veten tuaj, nëse ka qenë qoftë edhe një prej jush që më ka dëgjuar të flas për gjëra të tilla. E vetëm nga kjo do të bindeshit se gjithçka që thuhet kundër meje ka të njëjtën vlerë.

## IV

Sinqerisht asgjë nga e gjithë kjo s'është e vërtetë. Nëse keni dëgjuar ndokënd të thotë se u jep mësim të rinjve me pagesë, as kjo s'është e vërtetë, edhe pse sipas mendimit tim, do të qe gje shumë e bukur që një njeri i zoti t'i jepte mësim Gorxhias së Loentinit, [4)]Predikos së Çeos, apo Hipias së Elidës. Këta, o athinas të nderuar, shkojnë nga një qytet në tjetrin dhe janë të aftë t'i bindin të rinjtë (që ndjekin lirisht dhe pa pagesë shkollat e qytetit), t'i braktisin ato e të paguajnë shuma të majme për të ndjekur mësimet e tyre, e për më tepër t'u jenë edhe mirënjohës. Po nuk janë vetëm këta, është dhe dikush nga Paro, një dijetar i madh që siç më kanë thënë, ndodhet këtu në qytet.

Kam takuar, njëfarë Kalia, i biri i Hiponikut, që u ka paguar sofistëv aq para, sa pagesa e gjithë të tjerëve së bashku. "Kalia, - i thashë - (ju dini që ka dy fëmijë), sikur fëmijët e tu të ishin mëza ose viça, duhej të rrogëtoje një njeri të zotin, që t'ua nxirxte në pah vetitë e natyrshme, fjala vjen një njohës kuajsh a një ekspert bujqësie, por meqë ata janë njerëz, ti kujt ke ndërmend t'ua besosh? Cili mendon ti se është i aftë t'ua zgjojë atyre virtytet njerëzore e qytetare? Ma merr mendja se e ke shtruar një problem të tillë,

meqë i ke bij. A ke pikasur ndokënd që të vlejë për këtë punë, apo jo?"

"Sigurisht që është dikush" - m'u përgjigj.

"Po kush është ky? Nga vjen dhe me çfarë çmimi jep mësim?"

"Është Eveni nga Parosi, o Sokrat, që i mëson për pesë mina.5)Atëherë unë mendova se ky Eveni do të qe vërtetë i zoti, nëse e zotëronte gjithë atë shkencë dhe mjeshtërisht ua shpërndante të tjerëve. Unë iu them sinqerisht se do ndjehesha krenar dhe krejt i lumtur sikur mund ta kryeja një mision të tillë, sepse unë vërtet nuk e kam një dhunti të tillë, o qytetarë.

## V

Ndokush prej jush mund të më bënte një vërejtje të tillë: "Po përse, o Sokrat, u krijua gjithë kjo ngatërresë? Nga mbiu kjo mori akuzash kundër teje? Nëse ti, nuk do të kishe bërë allishverishe më shumë se të tjerët nuk do të kishte lindur për personin tënd një thashethemnajë e tillë. Na shpjego si qëndrojnë punët, në mënyrë që gjykimi ynë të jetë sa më i drejtë."

Kushdo që ma kërkon një gjë të tillë, për mendimin tim ka të drejtë. Prandaj unë do të përpiqem t'ju tregoj sesi kanë lindur këto shpifje. Dëgjoni, e nëse ndonjë prej jush mendon se një çeshtje të tillë e kam marrë si shaka, dijeni mirë se prej meje do të dëgjoni të vërtetën dhe vetëm të vërtetën.

Dëgjoni, o qytetarë, këtë emër të mirë nuk e kam fituar nga asgjë tjetër veç dijes. Po nga cila dije vallë? Ka të ngjarë nga ajo që është cilësi e njeriut, sepse ajo është e vetmja gjë që kam. Përkundrazi, ata të tjerët, për të cilët po flisja pak më parë, nuk di ç't'ju them, mundet të zotërojnë majat më të larta të diturisë njerëzore, të cilët unë sigurisht nuk i njoh e ai që thotë të kundërtën, gënjen duke shpifur kundra meje.

Ndaj mos protestoni, o athinas, nëse ajo që do t'ju them tani, mund t'ju duket fodullëk. Nuk janë fjalët e mia, por të atij, të cilit të gjithë duhet t'i besojmë. E kam fjalën për Perëndinë e Delfit, të

cilën e ftoj si dëshmitare të diturisë sime, cilado qoftë ajo, nëse bëhet fjalë për dituri.

Sigurisht që ju e njihni Kerofontin,[7] të cilin e kam mik prej fëmijnie, një demokrat i sinqertë, që ndau me ju mërgimin[8] e që bashkë me ju u kthye në atdhe. Kështu që ju e njihni karakterin e tij, sepse këtë gjë ai e shprehte në gjithë punët që bënte. Pra, një ditë ai shkoi në Delfi dhe pati pafytyrësinë t'i kërkonte Perëndisë (ju lutem mos protestoni, o qytetarë, për gjithçka ju them), me një fjalë i kërkoi asaj që t'i tregonte nëse gjendej një tjetër dijetar më i madh se unë dhe, Pitia iu përgjigj se nuk kishte tjetër. Për këtë përgjigje mund të bëhet garant vëllai i tij, që është këtu i pranishëm, pasi ai vetë ka vdekur.

## VI

Ua thashë të gjithë këto, sepse dëshiroj që ju ta dini se nga lindi shpifja. Kështu pra, kur mora vesh përgjigjen e orakullit, pyeta veten: "Çfarë fshihet pas kësaj enigme?" Unë në përgjigjen time e di mirë se nuk jam aspak dijetar, po atëhere çdo të thotë: se unë qenkam më i dituri i të gjithëve? Sigurisht që ai nuk thoshte gënjeshtra, sepse nuk mund t'i thoshte.

Kështu për shumë kohë nuk arrija ta kuptoja se ç'kish dashur të thoshte. Më në fund vendosa ta hetoja këtë çështje në këtë mënyrë: Shkova tek një njeri, i cili, përsa i përket dijeve, vlerësohej si më i madhi, duke qenë i sigurt se kështu do ta përgënjeshtroja orakullin, duke i treguar falsitetin e përgjigjes: "Ja ku është një dijetar më i madh se unë, ndërsa ti thoshe se isha unë", do t'ia përplasja.

Ndërsa e pyesja këtë njeri (është e kotë t'ua them emrin, po ju tregoj vetëm se është një nga eksponentët tanë politikë) e bisedoja me të, pata ketë përshtypje, o athinas; ishin të tjerët që e mbanin për të ditur, e në mënyrë të veçantë ai e konsideronte vetveten të tillë, ndërsa në të vërtetë, ai nuk ishte aspak ashtu. Atëhere unë u përpoqa t'i tregoja se nuk ishte i ditur, edhe pse ai besonte se ishte. Si përfundim tërhoqa mbi vete gjithë rrufetë e zemërimit të tij dhe

të të tjerëve që ishin të pranishëm. Duke u kthyer mendova: "Sigurisht që unë jam më i ditur se ky njeri, megjithëse, në fund të fundit, që të dy nuk dimë asgjë, e nëse unë nuk di asgjë, të paktën jam i bindur për këtë gjë, sepse sado pak, diçka më shumë se ai e di, të paktën për vetë faktin se atë që nuk e di, as që e besoj se e di".

Sidoqoftë vendosa të shkoj edhe tek një tjetër, që mbahej po aq i ditur, por edhe për të krijova të njëjtën përshtypje; kështu që edhe në këtë rast tërhoqa jo vetëm zemërimin e tij, por dhe të shumë të tjerëve.

## VII

Megjithatë unë këmbëngula, edhe pse e shihja me keqardhje dhe njëfarë shqetësimi, se po krijoja rreth vetes shumë armiq, por duhej t'i dilja në krye kësaj pune, në mënyrë të veçantë më duhej ta vlerësoja mirë përgjigjen e orakullit të Zotit, duke vazhduar të hetoja pranë atyre që mbaheshin si më të diturit; eh djalli ta marrë, por meqë duhet t'jua them të vërtetën, ja çfarë më ndodhi: Në hetimin që po bëja për ta provuar thënien e orakullit, ata që ishin më të shquarit, më ngjanin pothuaj më të papërgatiturit, ndërsa, të tjerët që nuk vlenin asnjë grosh, më ngjanin si më të pajisurit. Vlen t'ua tregoj këtë shtegtimin tim, të një njeriu i cili përballoi një varg vështirësish vetëm e vetëm që të vërtetonte pagabueshmërinë e orakullit.

Kështu pas politikanëve, shkova tek poetët, tek shkrimtarët e tragjedive e të lirikave e të shumë të tjerave, i sigurt se pas kësaj do të mund ta prekja me dorë se sa i paditur isha unë krahasuar me ta. Merrja veprat e tyre, ato që më dukeshin më të përsosurat dhe u kërkoja të m'i shpjegonin, pasi në të njëjtën kohë do të mund të mësoja diçka prej tyre. E pra, o athinas, më vjen turp t'ua them, po më duhet që ta bëj një gjë të tillë: gjithë sa ishin aty të pranishëm, do të kishin folur më mirë se ata, që ishin vetë autorët. Me një fjalë shumë shpejt e kuptova se poetët i hartonin veprat e tyre jo duke

përdorur trurin, po duke shfrytëzuar një aftësi të tyre natyrore, njëfarë frymëzimi, siç bëjnë fallxhoret dhe profetët. Edhe ata, në fakt thonë shumë gjëra, bile shpesh edhe të bukura, por pa e ditur se ç'bëjnë. Po e njëjta gjë ndodhte edhe me poetët, bile vura re njëheresh se falë talentit të tyre poetik, besonin se ishin njerëzit më të ditur nga të gjithë të tjerët, ndonëse nuk ishin aspak të tillë.

Kështu i braktisa, i bindur se dija më shumë se ata, për të njëjtin motiv, e ndjeja veten shumë më lart edhe se njerëzit e politikës.

## VIII

Së fundi vendosa të shkoj tek artistët. Isha i bindur se nuk dija asgjë dhe thashë me vete se të paktën ata, do të dinin shumë më tepër. Në fakt nuk u zhgënjeva, sepse shumë gjëra, që unë nuk i njihja fare, ata i dinin mirë dhe ishin shumë më të ditur se unë. Veçse, o qytetarë, edhe këta artistë të shquar m'u duk se kishin po të njëjtën mendësi si poetët; ata, ngaqë e njihnin mjaft mirë zanatin e tyre, e mbanin veten se ishin më të ditur se gjithë të tjerët, madje nganjëherë edhe për gjërat më të vështira, kjo mendjemadhësi ua errësonte aftësinë e tyre të vërtetë e të veçantë.

Duke parë se punët qëndronin kështu, për të përligjur përgjigjen e orakullit, pyesja veten vazhdimisht, nëse do të ishte më mirë të mbetesha ai që isha, domethënë pa diturinë e tyre dhe pa injorancën e tyre, apo edhe unë duhej t'i kisha të dyja bashku, si ata. Kështu mendova t'i përgjigjesha orakullit dhe vetvetes, se qe më mirë të qëndroja ashtu siç isha.

## IX

O athinas, gjithë armiqësitë e ngritura kundër meje, ato më të rreptat dhe më të ashprat, gjithë shpifjet, madje edhe vete fama e dijetarit, kanë lindur prej hetimeve të mia.

Në fakt, të gjithë ata që ishin të pranishëm aty, sa herë që unë i rrëfeja ndonjërit paditurinë e tij, pandehnin se isha një pus i vërtetë

diturie. Në të vërtetë, o athinas, vetëm zoti është i gjithëdijshëm dhe me fjalën e orakullit ka dashur të thotë se dituria njerëzore është krejt e papërfillshme, madje një hiç i vërtetë. Është krejt e qartë, se nëse Zoti ka folur për Sokratin, këtë e ka bërë vetëm për ta përdorur emrin tim si shembull,

duke dashur të thotë: "O njerëz, më i dituri mes jush është pikërisht ai, që si Sokrati, e di se dituria e tij e vetme nuk ka asnjëfarë vlere."

Edhe sot e kësaj dite unë vërtitem për të gjetur e për të hetuar nëse ndonjë prej qytetarëve, apo prej të huajve është vërtetë më i ditur, ashtu siç e mendon Perëndia, e kur e shoh se një të tillë nuk e gjej askund atëhere, vetëm për të qenë dakord me Zotin, unë e pranoj.

Për shkak të angazhimit tim, asnjëherë nuk pata kohë të bëj diçka rëndësishme në jetën e peiditshme, as të interesohem per planet e mia personale; kam jetuar në një varfëri të plotë, vetëm e vetëm pse i jam përkushtuar i tëri shërbimeve të Zotit.

## X

Përsa fola më lart, shtoni dhe faktin se janë pikërisht të rinj sidomos ata të familjeve me emër, të cilët kanë më shumë kohë të lirë të më ndjekin ashtu vullnetarisht dhe të argëtohen pa masë, duke i parë këta njerëz të vënë nën shënjestrën e pyetjeve të mia. Shumë herë vetë më imitojnë dhe u sajojnë pyetje të tjerëve dhe më besoni, ata vetë zbulojnë njerëz të tillë, që pandehin se dinë dhe më pas e kuptojnë se ata dinë fare pak ose aspak; kështu ndodh që të pyeturit të mos zemërohen me ta, por me mua dhe shkojnë duke llomotitur rrugëve se Sokrati është njeri i korruptuar që po shkatërron rininë. E kur ndokush i pyet se bën ai e çfarë u mëson atyre për t'i korruptuar, nuk dinë ç'të thonë vetëm heshtin. Mirëpo për të mos e nxjerrë në shesh injorancën e tyre, shpikin gjithëfarësoj marrëzish, të cilat përdoren pikërisht kundër atij që e do me shpirt diturinë: pra Sokrati gjurmoka misteret e qiellit dhe të tokës dhe

nuk beson tek perëndia, duke u përpjekur ta paraqesë bardhën të zezë.

Është e vërtetë, se ata nuk mund ta pranojnë, megjithë fodullëkun prej dijetarësh të mëdhenj, siç e paraqesin veten, se nuk dinë asgjë; e meqë janë ambiciozë, kryeneçë, të shumtë në numër dhe unanimë në shpifje arrijnë t'ju bindin edhe juve, duke ju mbushur veshët me furinë e akuzave të tyre.

Ja pra, kështu më janë vërsulur Meleti, Aniti dhe Likoni: Meleti në emër të poetëve, Aniti në emër të artistëve dhe politikanëve, ndërsa Likoni në emër të oratorëve, të gjithë tejet të egërsuar.

Për mua, do të qe diçka e pabesueshme nëse unë do të isha i bindur brenda kësaj pak kohe që kam në dispozicion ta shpërndaj tërë këtë thashethemnajë pafund.

## XI

Besoj se gjithçka ju tregova, mjafton kundër akuzuesve të mi të parë. Le ta shohim Meletin, njeri i ndershëm dhe atdhetar i mirë, siç shkon duke thënë për vetveten dhe akuzuesit e mi të mëvonshëm.

Mendojmë për një çast se ata janë ndryshe, po le të shohim deklaratën e tyre të betimit, e cila pak a shumë thotë kështu: “Sokrati është fajtor, sepse korrupton të rinjtë, sepse nuk beson në perënditë e Atdheut, po në hyjni të reja.” Kjo është akuza. Le ta analizojmë atë pikë për pikë. Ajo thotë se unë korruptoj rininë, ndërsa unë them se fajtor është vetë Meleti, i cili tallet me gjërat serioze dhe si pa të keq, hedh në gjyq një njeri, që duket i zellshëm dhe i shqetësuar për gjëra të cilat asnjëherë nuk i kanë interesuar, e këtë gjë do të përpiqen t'jua provoj.

## XII

“Më thuaj o Melet, a nuk do dëshiroje me gjithë zemër që rinia të edukohej sa më mirë që të jetë e mundur?”

“Sigurisht!”

"Prandaj tregoju këtyre zotërinjve, kush është ai që mund ta bëjë më mirë një detyrë të tillë? Ti duhet ta dish mirë këtë gjë, meqë je i interesuar, sepse ti paske gjetur se ai që i korrupton ata, qenkam unë (kështu thua ti) e për një gjë të tillë më nxjerr përpara gjyqtarëve duke më akuzuar. Më thuaj pak, të lutem, kush është ai që i bën ata më të mirë? Thuaja të pranishmëve. A e sheh, Melet? Ti hesht, nuk paske asgjë për të thënë? Të duket e bukur një gjë e tillë? A nuk të duket heshtja jote një provë më se e mjaftueshme për të provuar pikërisht ato që kam thënë, se ti asnjëherë s'e ke çarë kokën për probleme të tilla?

Tregona pra, o mik i dashur, kush vallë i bën më të mirë ata?

"Ligjet."

"Nuk të pyeta për këtë, të pyeta për njeriun, i cili më pas ka për t'i njohur edhe ligjet për të cilat ti po flet."

"Dëgjo pra, o Sokrat, këta janë gjyqtarët."

"Si the, si the, o Melet? Ata qenkan të aftë t'i edukojnë të rinjtë e t'i bëjnë ata më të mirë?"

"Po, sigurisht, pa asnjë dyshim."

"Të gjithë ata janë të aftë për këtë punë, apo disa prej tyre?"

"Të gjithë pa përjashtim."

"Po mirë, djalli ta marrë, meqë paska një bollëk mirëbërësish, po ata të publikut, mos edhe ata i bëjnë më të mirë?"

"Edhe ata."

"Po anëtarët e Këshillit?"[9]

"Po edhe anëtarët e Këshillit."

"Atëhere, o Melet, qenkan anëtarët e Asamblesë[10] ata që e korruptojnë rininë, sepse të gjithë sa janë na e bëkan atë më të mirë?"

"Po, edhe ata."

"Atëhere, me sa duket, të gjithë athinasit, po na e bëjnë rininë të mirë dhe më të edukuar, me përjashtimin tim; pra unë qenkam i vetmi që i korruptoj ata? Apo jo?"

"Sigurisht që vetëm ti: e them dhe e përsëris këtë gjë."

"Shiko, shiko ç'nofkë të bukur e të pocaqisur më paske ngjitur.

Po dëgjo këtu mor djalkë. A e beson se e njëjta gjë ndodh dhe me kuajt? A beson ti se të gjithë qenkan të aftë ta rregullojnë rininë dhe një i vetëm t'i prishë të gjithë ata? Mos vallë mendon ti se një njeri i vetem mund t'i rrisë ata ashtu siç duhet, ose e shumta disa prej tyre (ata të zanatit), ndërsa gjithë të tjerët, që merren me ta, që i shalojnë e që u hipin kuajve i shkatërrojnë ata? A nuk vlen kjo si për kuajt edhe për gjithë kafshët e tjera, o Melet? Sigurisht, do a nuk do ti apo Aniti, punët qëndrojnë pikërisht kështu. Po, eh! Do të qe fat i madh për rininë nëse do t'i korruptonte vetëm njëri, ndërsa gjithë të tjerët të bënin të kundërtën.

Po, siç e sheh, o Melet, ështe krejt e qartë se ti kurrë s'e ke çarë kokën për rininë, ndërsa sot po shpall mosinteresimin tënd ndaj kësaj çështjeje, për të cilën më ke hedhur në gjyq."

## XIII

"Më thuaj dhe diçka tjetër, o Melet. Si është më mirë, të jetosh mes qytetarësh të mirë, a mes keqbërësish? Mos ngurro, përgjigjmu i dashur, nuk po të kërkoj ndonjë gjë shumë të vështirë. Keqbërësit nuk u bëjnë gjithnji keq të tjerëve, ndërsa të mirët a nuk bëjnë gjithmonë mirë?"

"Sigurisht."

"A mendon vallë se mund të jetë ndokush, që do të parapëlqente të ishte më mirë i dëmtuar, se sa i favorizuar prej tjetrit? Përgjigjmu i dashur, sepse edhe ligji të detyron të më përgjigjesh. A mund të ketë njeri që dëshiron të dëmtohet?"

"Sigurisht që jo."

"Ndërsa ti më hedh në gjyq pse e korruptoj rininë, pse e shkatërroj atë në mënyrë të vetëdijshme apo pa dashje?

"Sigurisht pse e shkatërron me vetëdije."

"Pa më thuaj, ku qëndron ky fakt, o Melet? Ti je vetë i ri dhe shumë më i ditur se unë, që kam një thes me vite mbi shpinë. Kështu që ti e di se keqbërësit u bëjnë gjithnjë keq të afërmve të tyre, kurse të mirët u bëjnë gjithnjë mirë, kështu unë qenkam aq teveqel,

sa të mos e kuptoj se, me një njeri të keq me të cilin rri, u rrezikokam të marr prej tij ndonjë veprim ndëshkues. Kështu që unë, sipas shprehjeve të tua, mund t'i nënshtrohem një ndëshkimi të tillë me dëshirën time? O Melet, unë nuk të besoj, bile mendoj se askush s'do t'i besojë këtyre gjepurave. Kështu që, ose unë nuk jam një korruptues, ose në korruptoj ndokënd, këtë e bëj krejt pa vetëdije; ndërsa ti si në rastin e parë ashtu edhe në të dytin, vetëm gënjen. Pastaj, edhe nëse e korruptoj rininë në mënyrë të pavullnetshme, kemi të bëjmë me një faj të pavullnetshëm, të cilin as ligji nuk e dënon penalisht, por vetëm e thërret veças fajtorin dhe sipas gjithë rregullave e paralajmëron.

Është e qartë pra, nëse paralajmërohem me të drejtë, unë nuk do ta përsëris kurrë më fajin tim të pavullnetshëm, ndërsa ti, përkundrazi, nuk denjove as të më thërrisje, as të më këshilloje, por më solle këtu përpara gjyqit, ku sipas ligjit, dërgohet vetëm ai që meriton të dënohet dhe jo ai që ka nevojë të këshillohet.

## XIV

"Kështu, o qytetarë të nderuar, më duket krejt e qartë ajo që thashë, se Meletit kurrë s'i ka rënë ndërmend për gjëra të tilla. Megjithatë, o Melet, më trego të lutem, në ç'mënyrë mendon ti se e kam korruptuar rininë? Sipas aktakuzës së paraqitur, ti thua se unë u mësoj atyre të mos besojnë tek perënditë e Atdheut, por në hyjni të tjera. Sipas teje, unë ua mësoj një gjë të tillë të rinjve dhe ky na qenka ai korruptimi që thua ti?"

"Sigurisht, për këtë këmbëngul."

"Dakord, o Melet, në emër të këtyre perëndive, për të cilat po flasim, shpjegohu pak më mirë të lutem, si me këta gjykatës ashtu dhe me mua. Unë nuk arrij ta kuptoj një gjë, nëse ti pohon se unë u mësoj që të besojnë në hyjni të tjera (e në këtë rast duke mos qenë ateist, njëherësh nuk do të isha as fajtor), apo ti më fajëson vetëm se nuk besoj në perënditë e Atdheut, por në të tjera; mos ndoshta mendon se unë nuk besoj aspak në Perëndi dhe vetëm e predikoj

një gjë të tillë?"

"Kjo është ajo që mendoj unë: ti nuk beson aspak në Perëndi."

"Sa i çuditshëm qe je o Melet. Ku vallë mbështetesh ti për një gjë të tillë, që të thuash se unë nuk besoj si gjithë njerëzit e tjerë, se dielli dhe hëna janë hyjni?"

"Sigurisht, zotërinj gjyqtarë, ai për perënditë thotë se dielli është një gur dhe hëna është prej toke."

"Kështu, ti akuzon Anaksagorën, o i dashur Melet dhe tregon se nuk ke asnjë nderim për të pranishmit, të cilët i gjykon si injorantë, se nuk njihkan librat e Anaksagorës, e Klazomenes,[11)] të cilët janë përplot me teori të tilla. A thua se rinia do të vinte vërtet tek unë për t'i mësuar këto gjëra, kur me fare pak qindarka, do të mund t'i blinte në kioskat e teatrove dhe të nisnin të talleshin me Sokratin e mjerë, nëse ai këto vepra do t'i shiste si të vetat, pasi këto çështje nuk mund t'i shtjellojë kushdo? O Zot i madh dhe ky njeri mendon se unë nuk besoj në astiji Zot?"

"Në asnjë, absolutisht në asnjë."

"Je i çuditshëm, o Melet. As ti vetë nuk mund të besosh në ato që thua. Shihni, o qytetarë, ky njeri i egër dhe i pafytyrë, më duket se e ka hartuar enkas për mua këtë akuzë, nën shpërthimet e pasioneve të moshë së tij të re; a nuk i ngjan ky pikërisht atij, që për të vënë në provë, sajon një rebus: "Le të shohim, nëse ky dijetar i quajtur Sokrat, do ta kuptojë se unë po tallem me të, ndaj po ndërdyshem nëse do të mund t'ia hedh jo vetëm atij, por edhe atyre të tjerëve që do më dëgjojnë."

"Më duket se ky njeri, ndërsa më ka akuzuar, nuk bën tjetër veç grindet me vetveten, madje më duket sikur thotë: "Sokrati është fajtor sepse nuk beson në Perëndi, ndërsa në të vërtetë, në Perëndi ai beson. Po këto nuk janë tjetër, o zotërinj të nderuar, veçse gjepura të një njeriu, i cili veç kërkon të tallet me të gjithë ne."

# XV

"Dhe tani, o athinas, dëgjojeni vetë sesi ai do të pohojë gjithçka. Ndërsa ti, Melet, të lutem, përgjigjmu drejt. Ju të tjerët, siç ju luta dhe më parë, më dëgjoni nëse unë flas siç e kam zakon.

A është ndokush, o Melet, që beson në ekzistencën e atyre fakteve që kanë të bëjnë me njeriun dhe më pas nuk beson në ekzistencën e njeriut?

"..."

"Ja pra, le të përgjigjet, o athinas dhe të mos heshtë duke u përpëlititur. Mund të ketë edhe nga ata që nuk besojnë se ekzistojnë kuajt, po për gjithçka u përket kuajve, a besojnë vallë? Vërtet mund të ketë nga ata që nuk besojnë në ekzistencën e flautistëve, por jo për artin e flautit? Jo, o bukuroshi im, nëse ti nuk dëshiron të më përgjigjesh, përgjigjem unë për ty dhe për këta zotërinjtë e tjerë. Ti të paktën përgjigjmu vetëm për këtë: "A mundet ndokush t'u besojë veprave hyjnore, por që nuk u beson hyjnive?"

"Sigurisht që nuk mundet."

"Oh, ç'nder më bëtë, duke m'u përgjigjur, qoftë edhe me gjysëm zëri këtë radhë, ndoshta të kanë detyruar perënditë. Kështu pra, ti vet pranon se unë besoj në veprat hyjnore dhe jap mësim për to, si për ato të lashta edhe ato të reja, gjë të cilën ti vetë e ke pohuar në aktakuzën tende. E, nëse unë besoj në veprat hyjnore, patjetër që u besoj edhe hyjnive, apo jo? Sigurisht, që edhe ti të njëjtën gjë mendon, derisa nuk më përgjigjesh. Mos vallë këto qenie të mbinatyrshme nuk janë perëndi a bij perëndish? Më thuaj?"

"Eh, sigurisht që po."

"Pra, nëse unë besoj në këto qenie, siç pranon edhe vete dhe se ato qenkan perëndi, atëhere del pikërisht ashtu siç thashë unë; që ti na propozon të tilla rebuse dhe nis të tallesh me ne, herë duke thënë se nuk u besoj perëndive, herë se u besoj, vetëm për faktin se i pranoj qeniet hyjnore; nga ana tjetër, nëse këto qenie qenkan fëmijë të paligjshme perëndish, apo të lindur, siç thuhet, prej nimfash apo grash të zakonshme, kush vallë mund t'u besojë se

ekzistojnë bijtë e perëndive dhe nuk na ekzistokan vetë perënditë? Kjo do të qe marrëzi të mendohej; është njësoj si të thuash se ekzistojnë mushkat, që lindin pikërisht prej kuajve dhe gomerëve, por nuk ekzistojnë as kuajt dhe as gomerët? Jo o Melet, nuk është e mundur as të mendohet se ti e ke ngritur këtë akuzë veç që të më vësh në provë, apo s'dije se me ç'faj tjetër mund të më ngarkoje. Pastaj, si mund ta bindësh dikë tjetër, sado pak tru që të ketë ai, se një njeri që u beson veprave hyjnore dhe të mbinatyrshme nuk beson hyjnive, perëndive dhe heronjve. Kjo më duket e pamundur."

## XVI

"Tek e fundit, o qytetarë, më duket se nuk meriton tjetër mbrojtje, për të treguar sa e pabazë është akuza e Meletit. Besoj se mjaftojnë gjithë çka thashë më lart.

Përkundrazi, është e vërtetë se mbi mua rëndon urrejtja e shumë njerëzve, gjë e cila mund dhe të më shkatërrojë. Nëse unë dënohem, kjo nuk më vjen as nga Meleti dhe as nga Aniti, por vetëm nga zilitë dhe shpifjet e shumta. Janë pikërisht këto që shkatërrojnë shumë njerëz të ndershëm e do të vazhdojnë të dëmtojnë edhe shumë të tjerë, e me siguri, unë nuk do të jem i fundit.

Por, në këtë rast, dikush do të më thotë: "Si nuk të vjen turp, o Sokrat, që ke zhvilluar një veprimtari të tillë, prej së cilës tani rrezikohesh të dënohesh me vdekje?" Me gjakftohtësinë më të madhe, këtij njeriu unë do t'i përgjigjem kështu: "E ke gabim, or mik, nëse mendon se një njeri me njëfarë vlere, llogarit vetëm rreziqet e jetës dhe të vdekjes, në një kohë kur duhet të mendojë nëse ajo që bën është e drejtë apo e padrejtë,

ose të sillet me të tjerët si njeri i ndershëm a i pandershëm? Sipas arsyetimit tënd, mos vallë qenë të marra ato gjysmëperëndi dhe të gjithë të tjerët që u flijuan nën muret e Trojës, duke përfshirë këtu edhe të birin e Tetidës,[12] i cili, i pazoti për poshtërsira, i bëri sfidë rrezikut? Në fakt, e ëma, e cila vetë qe perëndeshë, kur e pa ashtu të etur për të vrarë Hektorin, unë besoj se do t'i ketë thënë afërsisht

kështu: “Biri im, nëse ti hakmerresh për vrasjen e mikut tënd, Patroklit duke vrarë Hektorin, ta dish se i njëjti kob do bjerë edhe mbi kokën tënde.” Akili, pasi i ka dëgjuar këto fjalë, pa e vënë në hesap rrezikun apo dhe vdekjen, sepse frikesh të jetonte si njeri i poshtëruar dhe, i pazoti për ta marrë hakun e shokut të tij më të shtrenjtë do të jetë përgjigjur: “Më mirë të vdes pasi ta ndëshkoj fajtorin, sesa të rroj i përqeshur këtu, pranë këtyre anijeve të kalbura që kot rëndojnë mbi tokë.” A besoni vallë se atë njeri e ka shqetësuar rreziku apo vdekja?

Sepse e vërteta qëndron kështu, o qytetarë; pasi e ke zgjedhur rrugën tënde, duke besuar se ajo është më e mira, ose kur një udhëheqes të beson një detyrë, është e domosdoshme të qëndrosh i patundur, t’u bësh ballë rreziqeve dhe të mos kesh aspak frikë nga vdekja apo turpërimi. Unë i besoj kësaj.

## XVII

Le të shohim një shembull tjetër. Ndërsa qëndroja në Potidea, në Anfipoli dhe në Delfi,[13)] si gjithë të tjerët, në atë vend ku më kishin caktuar ata që ju i kishit zgjedhur si komandantë, pikërisht kur po kaloja bri rrezikut të vdekjes, Perëndia më urdhëroi, ashtu siç mendoja dhe besoja, t’i përkushtohesha filozofisë, pra të gjurmoja mbi vetveten dhe të tjerët, nëse unë do të isha sjellë keq nga frika e vdekjes, apo e ndonjë rreziku tjetër, do ta kisha braktisur vendin tim të luftës. Por ah, ky do të qe veprim i shëmtuar dhe me plot të drejtë ndokush do të mund të më çonte ne gjyq dhe me baza të më akuzonte se nuk besoja në Perëndi ngaqë nuk ju binda parathënies së orakullit, ngaqë i frikesha vdekjes dhe besoja se isha i ditur pa qenë i tillë. Kështu, o athinas, të kesh frikë nga vdekja, nuk është gjë tjetër, veçse të besosh se je i ditur pa qenë i tillë, të pretendosh për diçka që nuk e di. Në të vërtetë, askush nuk e di se ç’është vdekja (e kjo është një e mirë e madhe për njeriun), megjithatë shumë i friken asaj, të sigurt se ajo është një prej të këqijave më të mëdha. A nuk është padituria më e qortueshme: të besosh se e di

atë që s'e di?

Pikërisht për këtë gjë, o athinas, unë ndjehem disi ndryshe nga të tjerët. E nëse besoj se di diçka më shumë se të tjerët, kjo buron nga fakti se duke mos ditur asgjë për botën e përtejme nuk pretendoj se di diçka. Di gjithashtu se: të bësh një padrejtësi, apo të mos i bindesh atij që është më i miri nga ne (qoftë ky Perëndi a njeri), është diçka e ulët dhe e turpshme. Kështu që unë kurrë nuk do t'u trembem e kurrë nuk do t'u largohem atyre gjërave që nuk i di nëse janë të mira, por vetëm atyre, që i njoh mirë se janë të këqija.

Edhe nëse ju tani, më lironi, në kundërshtim me propozimin e Anitit, i cili kërkon dëbimin tim ose, pas daljes në gjyq, dënimin tim me vdekje, duke ju thënë se: nëse unë nuk ndëshkohem, bijtë tuaj, duke ndjekur mësimet e mia, do të korruptohen të gjithë, edhe nëse ju do të thoni fjala vjen: "Sokrat, ne nuk besojmë aspak në ato që thotë Aniti, prandaj do të lirojmë, veç me një kusht, që ti të heqësh dorë një herë e përgjithmonë nga kërkimet e tua e të mos merresh me filozofi, përndryshe të pret vdekja", nëse ju, po jua përsëris, më lini të lirë me këto kushte unë do t'ju përgjigjem: "O athinasit e mi, unë ju nderoj dhe ju dua, por përpara jush më duhet t'i bindem Zotit, ndaj edhe në grahmat e fundit, kur të më ketë mbetur qoftë edhe një fill frymë, unë nuk do të heq dorë nga misioni im prej filozofi, nuk do të rresht për asnjë çast t'ju nxis e t'ju këshilloj (kushdo qofshi ju) siç kam bërë gjithmonë me ju" ose fjala vjen do t'ju thoja: "O ti, më i dashuri mes njerëzve, o qytetar i Athinës, i më të madhit dhe më të lavdishmit qytet të botës, i më të famëshmit qytet të dijes dhe fisnikërisë, a nuk të vjen turp që përkujdesesh kaq shumë, që pasuritë e tua bëhen gjithnjë e më të mëdha, ashtu si ambiciet dhe lavdia jote; as do t'ia dish fare për dituritë dhe të vërtetat e tua, për shpirtin tënd, që ai të bëhet gjithnjë e më i mirë?" E nëse ndokush prej jush, do të mundte të më përgënjeshtronte e të më siguronte se interesohet për këto gjëra, unë nuk do ta lija vetëm, nuk do ta braktisja, përkundrazi, do t'i shkoja pas, duke e pyetur dhe duke mësuar prej tij, e nëse do vëreja se ai mburrej për një virtut, të cilin nuk e ka në të vërtetë, do ta

qortoja ashpër e do t'i thosha se i ka lënë pas dore gjërat që vërtet vlejnë, duke u dhënë rëndësi atyre që nuk vlejnë aspak. Kështu do të sillesha me të rinjtë dhe me pleqtë, me këdo që do ndeshesha, i huaj a bashkatdhetar, e në mënyrë të veçantë me këta të fundit, të cilët i ndiej më të afërt, për shkak të lidhjes së gjakut që kam me ta. Ky është urdhëri i Perëndisë dhe dijeni mirë: unë mendoj se e mira më e madhe që i ka ardhur atdheut tim është pikërisht kjo bindja ime ndaj urdhëresave të Zotit.

Kjo është në fund të fundit detyra ime; t'ju bind, të rinj a pleq qofshi, të mos i jepni shumë rëndësi trupit dhe të mirave materiale, por shpirtit tuaj, të cilin duhet ta përsosni vazhdimisht. Unë mund t'ju them se nga pasuria nuk lind virtyti, por është pikërisht virtyti prej të cilit lind çdo e mirë e begati, si për individin, ashtu edhe për shtetin.

Nëse me biseda të tilla e korruptoj rininë, kjo do të thotë se ato janë të dëmshme, në të kundërt, kushdo qe thotë se këto nuk qenkan mësimet e mia, unë mund t'ju them se ai thotë gjepura.

Unë ju drejtohem juve o qytetarë, pavarësisht nëse e besoni apo nuk e besoni ju Anitin, pavarësisht nëse më lironi apo nuk me lironi, unë nuk do të veproj ndryshe, edhe sikur të më duhej të vdisja njëmijë herë.

## XVIII

Ju lutem o qytetarë, mos më ndërprisni, mos protestoni për çka po ju them. Dëshiroj të më dëgjoni dhe pak, nëse keni mundësi, se veç të tjerash, mendoj se këto fjalë do të jenë të dobishme për ju. Kjo që do t'ju them tani, mund t'ju detyrojë edhe të bërtisni, por unë po ju lutem edhe një herë mos e bëni një gjë të tillë.

Nëse më dënoni me vdekje për gjithçka unë iu paskam thënë, më shumë se mua ju dënoni vetveten. Asnjë dëm nuk mund të më sjellë mua as Meleti dhe as Aniti. Nuk munden, sepse besoj që një keqbërës nuk mund t'i bëjë keq një njeriu të mirë. Ata mund të më vrasin, mund të më mërgojnë, mund të m'i heqin gjithë të drejtat

qytetare; për ta dhe për të tjerë, këto ndoshta mund të jenë fatkeqësi të mëdha, por unë nuk mendoj kështu. Për mua e keqja më e madhe është pikërisht ajo që bëjnë ata: vrasin një njeri me të padrejtë. Pra, unë nuk po mbroj këtu vetveten, siç mund të mendojë ndokush nga ju, por ju mbroj ju, o qytetarë, sepse duke u dënuar unë, ju bëheni fajtorë ndaj një dhurate hyjnore. Nëse ju më vrisni, nuk do ta keni të lehtë të gjeni një tjetër si unë, të cilin vetë vullneti i Perëndisë e dërgoi në qytetin tuaj, (më falni për krahasimin disi qesharak) si një mizë e madhe mbi një kalë të lartë të një race të zgjedhur, por krejt i plogët në pamjen e tij, e gjithnjë nevojtar për t'u çpuar.

Një detyrë të tillë për qytetin tuaj, siç duket perëndia ma ngarkoi mua, ndaj unë vazhdimisht rri pranë jush, ju nxis dhe ju jap zemër, duke ju qortuar një për një dhe çdo ditë. Një tjetër si unë, o athinas, nuk do keni të lehtë ta gjeni. Ja përse po të më dëgjonit, sigurisht që do të më kursenit.

Mos ndoshta ashtu të zemëruar siç jeni, do të ndodhë që ju si me atë që zgjohet papritmas nga gjumi, e ndërsa dëgjonit Anitin, do të më godisnit, duke më çuar marrëzisht drejt vdekjes. Kështu që ju, do vazhdoni ta jetoni gjithë jetën të përgjumur, nëse perëndia s'do të ketë mëshirë për ju, për t'ju dërguar dikë tjetër.

Sidoqoftë nga gjithë ç'ju thashë, ju duhet të më pranoni mua kështu siç jam, si një dhuratë e zotit për Atdheun.

Në fakt ndryshe nga zakoni i njerëzve, që s'çajnë kokë për asgjë, unë i braktisa gjithë interesat e mia; e për shumë vite me radhë e lashë familjen pas dore duke u marrë vetëm me ju, duke ju ardhur pas si një baba i kujdesshëm, a si një vëlla i madh, vetëm e vetëm që t'ju bëja njerëz të virtytshëm. E gjitha kjo mund të kishte një shpagim nëse do kisha nxjerrë përfitime, apo t'ju kisha kërkuar para si shpërblim. Ju vetë po e shihni se akuzuesit e mi, të cilët kanë grumbulluar kundër meje një mori akuzash nga më të turpshmet, nuk janë të zotë të gjejnë qoftë një dëshmitar të vetëm që t'ju thote se unë jam paguar, qoftë edhe një herë të vetme, apo t'u kem kërkuar gjësendi, përkundrazi, jam unë ai që mund të

paraqes një dëshmitar të pakundërshtueshëm, i cili mund ta dëshmojë të vërtetën e kësaj që po iu them: varfërinë time.

## XIX

Ndoshta mund t'u duket disi e çuditshme përpjekja dhe mundi im për të dhënë këshilla private e, më pas të mos guxoj të marr pjesë në jetën qytetare e të mos jap kontributin tim për Atdheun.

Siç më keni dëgjuar shpesh në vende të tjera, një gjë e tillë lindka nga fakti se unë paskam në vetvete diçka hyjnore, diçka të mbinatyrshme, të cilën Meleti, me shpoti, e përmend në akuzën e tij. Një fakt i tillë më është shfaqur që kur isha fëmijë, si një zë që fliste brenda meje e që shpesh më largonte nga ato që bëja, ndërkohë që duhej të më nxiste. Ky zë më ka ndalur të merrem me politikë; e unë besoj se ky ndalim qe për mua mëse i nevojshëm.

Në të vërtetë, po të isha marrë me politikë, ju e dini mirë, o qytetarë, se do të kisha vdekur me kohë dhe nuk do të mund t'ju shërbeja as juve dhe as vetvetes. Ndaj nuk keni pse zemëroheni nëse ju them të vërtetën: askush nuk mund të shpëtojë i gjallë, nëse vendos t'ju kundërshtojë ndershmërisht juve ose popullin dhe të lejojë në atdheun e tij të sundojë e padrejta dhe e paligjshmja.

Pra, është më mirë që një qytetar i thjeshtë të mbetet, larg jetës publike, nëse dëshiron me të vërtetë të luftojë për drejtësi, e në të njëjtën kohë ta ruajë vetveten, qoftë dhe për pak kohë.

## XX

Për çka iu fola mund t'ju sjell prova të sigurta, jo dëngla por fakte, të cilat ju i çmoni mbi gjithçka. Do t'ju tregoj diçka që më ka ndodhur me të vërtetë dhe, kështu ju do ta shihni se kur është fjala për të mbrojtur të drejtën unë nuk zmbrapsem nga askush, bile as nga frika e vdekjes, përkundrazi, vetëm që të mos dorëzohesha do të isha i gatshëm edhe të vdisja. Ndoshta do t'ju duken gjëra të pakëndshme, por të vërteta, siç thuhet zakonisht në

procese.

O qytetarë, unë asnjëherë nuk kam gëzuar ndonjë ofiq zyrtar, veç të qenit anëtar i Këshillit të Peseqindëve,[14] pikërisht, kur ju vendosët të procedonit në masë ilegalisht (siç u pranua më vonë) për dhjetë gjeneralët, që nuk i kishin mbledhur të vdekurit në mbarim të Luftës detare;[15] fisi i Antiokidëve (fisi im) drejtonte *pritaninë*.[16] Mbaj mend se unë isha i vetmi mes pritanëve që kundërshtova të mos shkelej ligji dhe votova kundër, edhe pse oratorët e tjerë ishin të gatshëm të më padisnin e të më arrestonin, të trimëruar prej thirrjeve tuaja. Edhe në atë çast, unë mendova se duhej të ndiqja rrugën e drejtësisë dhe ligjit dhe isha i gatshëm të përballoja çdo rrezik; më mirë se të bashkohesha me ju dhe me politiken tuaj të padrejtë, pa u trembur prej burgut apo vdekjes. E kjo ndodhte pikërisht kur në Atdhe kishim një qeveri demokratike.

Mbasi u vendos oligarkia e të Tridhjetëve,[17] dërguan njerëz të më thërrisnin, bashkë me katër të tjerë, në pallatin e qeverisë dhe na urdhëruan të merrnim Luanin e Salaminës,[18] për të dënuar me vdekje. Urdhëra të tilla iu dhanë shumë vetëve, në mënyrë që rrethi i të kompromentuarve të ishte sa më i madh. Pikërisht atëhere, unë e tregova me fakte dhe jo me gjepura, se nuk e çaj kokën (më falni për shprehjen) nga vdekja, për mua më e rëndësishme ishte të mos bëja asgjë të padrejtë apo të mbrapshtë. Kjo qe e gjitha. Dhe ajo qeveri, u përpoq me gjithë terrorin e saj të më përkulë e të më detyrojë të bëja diçka të padrejtë. Kur dolëm nga pallati, katër të tjerët shkuan në Salaminë dhe e morën Luanin, ndërsa unë u ktheva në shtëpinë time. Me siguri, për këtë veprim do të kisha lënë kokën, sikur ajo qeveri të mos qe përmbysur pas pak kohe. Për këto fakte mund të gjeni dëshmitarë sa të doni.

## XXI

A mendoni ju vallë, se gjatë këtyre viteve unë do të mund ta shpëtoja kokën nëse do t'i përkushtohesha politikës dhe si njeri i ndershëm, do ta kisha marrë në mbrojtje të drejtesisë, siç e ndjej

për detyrë, duke e vendosur mbi gjithçka tjetër? Sigurisht që jo, o athinas, as unë e as ndokush tjetër. Nëse gjithë jetën time, në çdo veprimin tim, publikisht jam sjellë në të njëjtën mënyrë, edhe në jetën time private kështu kam vepruar. Kurrë nuk kam bërë ndonjë lëshim kundër drejtësisë, ndaj askujt, qoftë edhe ndaj nxënësve të mi, dishepujve siç i quajnë shpifarakët. Kështu, o mjeshtër, për hir të së vërtetës, më duhet të them se kurrë nuk kam qenë vegël e ndokujt e nuk kam penguar askënd, qoftë i ri apo i moshuar nëse e dëshironte një gjë të tillë, të më dëgjonte kur flisja apo kryeja ndonjë shërbesë, sepse nuk jam nga ata që flasin vetëm kur paguhen, përndryshe e qepin gojën. Unë jam i gatshëm si për të pasurin ashtu dhe për të varfërin, kushdo që më pyet, që më dëgjon, apo dëshiron t'u përgjigjet pyetjeve të mia. E nëse ndokush nxjerr përfitime të pakta apo të shumta, asnjë përgjegjësi nuk mund të bjerë mbi mua, sepse unë kurrë s'i kam premtuar ndokujt t'i mësoj gjësendi. E nëse del ndokush të thotë krejt i qetë se ka dëgjuar ose ka mësuar diçka krejt të veçantë, të cilën nuk ua paskam mësuar gjithë të tjerëve, dijeni mirë se ky njeri s'është tjetër veçse një gënjeshtar.

## XXII

Dua t'ju pyes: përse shumë vetëve u pëlqen ta kalojnë kohën, në shoqërinë time? Përse? Ua përsëris, o qytetarë, sepse vazhdimisht u kam thënë të vërtetën. Është kënaqësi për ata që më dëgjojnë, sepse unë pyes vetëm ata që e mbajnë veten për shumë të ditur e që në fakt nuk janë aspak të tillë.

Në fund të fundit, kjo gjë ka në vetvete edhe diçka tërheqëse, që për mua është detyrë e urdhëruar nga Perëndia, siç iu thashë më lart përmes orakujve, ëndrrave e njëmijë mënyrash të tjera, me anë të të cilave një hyjni i imponohet një njeriu për të bërë diçka. Të gjitha këto o qytetarë janë të vërteta dhe mund të kontrollohen fare lehtë. Në fakt, nëse unë kam zvetnuar dhe vazhdoj ta çorodis rininë, do të qe diçka krejt e natyrshme që ndonjë prej tyre, tashmë që

ndjehet burrë, duke e ditur se dikur kur ai ishte i ri, unë e kam nxitur të bënte vepra të turpëshme, sot ai duhej të ishte këtu, në këtë gjyq, duke më akuzuar, bile duke u hakmarrë.

E zemë për një çast se ata nuk kanë dashur ta bëjnë diçka të tillë personalisht, atëhere le t'i urdhërojnë familjet e tyre, baballarët, vëllezërit, ferefisin të kujtohet për këtë gjë, le të vijnë të hakmerren ata, meqë unë qenkam dëmtues i njerëzve të tyre. Gjithsesi, shumë nga ata janë këtu, në këtë sallë, unë i dalloj fare mirë ata. Ja Kritoni, i një moshe me mua dhe i së njëjtës lagje, babai i Kritobulit, Lizani nga Sfeti, babai i Eskinit, Antifoni i Cefizes, babai i Epigjenit, ja ku janë edhe.të tjerët, Nikostrati, biri i Teozotidit, Parali, biri i Demokut, Adimanti, biri i Aristonit, Aiantodori dhe vëllezerit e tij, Teodoti (më falni se ai ka vdekur dhe nuk mundet të ndikojë tek vëllai i tij Nikostrati), Teaxhi; këtu janë të pranishëm Platoni dhe Apollodori, të cilët shpesh kanë ndaluar të kuvendojnë me mua.[19] Unë mund të përmendja këtu edhe shumë të tjerë, të cilët Meleti në akuzën e tij duhej t'i kishte thirrur si dëshmitarë, e nëse një gjë të tillë e ka harruar, le ta bëjë tani. Unë e autorizoj të thërrasë çdonjërin prej tyre. Mirëpo faktet tregojnë se punët qëndrojnë krejt ndryshe dhe ju, o qytetarë, do t'i shihni këta dëshmitarë të gatshëm të më mbrojnë mua, korruptuesin e tyre, që u prishja fëmijët e tyre, siç më akuzojnë Meleti dhe Aniti. E zemë për një çast, se ata që u korruptuan prej meje do të kenë arsye të shumta për të më përkrahur, por ata që kanë mbetur të pastër dhe të afërmit e tyre, burra tashmë të mplakur, ç'arsye i shtyn të më përkrahin, veç të drejtës dhe të vërtetes, sepse ata janë të bindur se Meleti gënjen, ndërsa unë them të vërtetën.

## XXIII

Kjo është e gjithë e vërteta, o qytetarë. Kaq munda t'ju them për ta mbrojtur sado pak vetveten. Mundet që ndonjë prej jush të zemërohet, duke menduar se në rrethana të tilla, pak më të lehta, do t'u lutej dhe do t'u përgjërohej gjyqtarëve, me rrëke lotësh ndër

faqe e duke u paraqitur në gjykatë bashkë me fëmijët e tij, për të ngjallur sa më shumë mëshirë e për të tërhequr pas vetes një turmë prindërish dhe miqsh. Unë nuk do ta bëj një gjë të tillë, ndonëse e ndjej se po kaloj pranë rrezikut të fundit. Ky njeri, që i mendon këto gjëra, ka shumë mundësi të priret kundër meje, duke derdhur gjithë zemërimin e tij kot. E nëse gjendet një njeri i tillë, që mendon kështu (unë nuk e mendoj këtë gjë), megjithatë edhe po të ketë të tillë, unë detyrohem t'i them këtij mikut tim se edhe unë kam familjen time, sepse ashtu siç thotë Homeri; unë nuk kam lindur nga lisi, dhe as nga shkëmbi i thepisur, por kam lindur nga një krijesë njerëzore dhe si i tillë kam edhe unë familjarët e mi dhe fëmijët e mi bile për të qenë më i saktë kam tre djem, një mjaft të rritur dhe dy ende të mitur.[20] E unë nuk do ta sjell këtu asnjerin prej tyre e as do t'ju lutem të më lirojnë. Përse nuk e bëj këtë gjë, do të pyesni ju? Oh, jo aspak për krenari, o athinas, dhe as për përbuzje, as nëse kam apo nuk kam guxim ta përballoj vdekjen, këto nuk hyjnë aspak. Këtu është fjala për diçka tjetër: se vihet në rrezik nderi im dhe nderi juaj, bile edhe nderi i vetë Atdheut, nëse sillem kështu, sepse nuk do të ishte e hijshme as për moshën e as për famën që gëzoj, qoftë kjo e drejtë apo e padrejtë; sepse e dini që Sokrati vlerësohet disi më ndryshe nga të tjerët. Do të qe tepër e shëmtuar sikur dikush nga ju, që e mban veten si ajka e të diturve, nga trimëria a nga ndonjë meritë tjetër, të sillej ndryshe, siç më ndodh me disa, të cilët gëzojne një farë respekti, e që gjatë këtij gjyqi shfaqin dhimbje të pabesueshme dhe do shprehen se duke vdekur, do të shkojnë të takojnë diçka të tmerrshme, ndërsa po të lirohen, menjëherë do të bëhen të pavdekshëm. Janë pikërisht këta që e turpërojnë Atdheun gjer në atë shkallë sa të huajt arrijnë të mendojnë se edhe athinasit më të mirë, ata që për meritat e tyre zgjidhen në forumet gjyqësore e në detyra të tjera të larta, nuk janë aspak më ndryshe nga femrat.

Kushdo prej jush, o qytetarë, që e ndien se vlen diçka, nuk duhet të zbresë gjer në këtë shkallë, përkundrazi, nëse ndokush arrin gjer aty, ju vetë duhet t'i ndaloni e të tregoheni të pamëshirshëm në

dënimin ndaj tyre, sepse këto skena të turpshme e kthejnë Atdheun në diçka qesharake. Me të tillë njerëz duhet të jemi shumë më të ashpër sesa me një njeri që mban qëndrim burrëror e të papërkulur.

## XXIV

E lemë mënjanë famën, o qytetarë, po nuk më duket e drejtë që njeriu të qëndrojë përpara një gjykatësi i përgjëruar për ta fituar përmes lutjesh lirimin, përkundrazi; ai duhet të saktësojë dhe ta bindë. Gjykatësi nuk shpërndan ndere, ai përcakton atë që është e drejtë. Ai është betuar jo për të ndihmuar këdo, sipas dëshirës, po për të gjykuar drejtë, sipas ligjit.

Nuk duhet të mësohemi me shpërblime, dhe as duhet ta pranojmë një gjë të tillë, sepse për të gjithë ne kjo do të qe një fyerje e Perëndisë.

Kështu, o qytetarë, mos prisni nga unë një qëndrim të cilin unë e gjykoj të pahijshëm, të padrejtë e të rëndomtë, aq më tepër kur jam akuzuar për prapësira, nga vetë i pranishmi Melet. Në fakt, nëse unë do të përpiqesha të ndikoja tek ju, unë do të ushtroja dhunë me lutjet e mia, pikërisht mbi ju që jeni betuar, kështu që ju do të më thoshit se unë po ju mësoj të mos i besoni perënditë, kështu që mbrojtja ime do të qe një akuzë e qartë, të cilën nuk do ta besoja as unë vetë. Por punët qëndrojnë krejt ndryshe, sepse unë, o qytetarë, besoj më shumë se gjithë akuzuesit e mi, prandaj unë mbetem në dorën tuaj dhe të Zotit. Më gjykoni ju si të jetë më mirë si për mua, ashtu dhe për vetë ju.

## XXV

Ka arsye të shumta, o qytetarë, prej të cilave nuk ndiej asnjë poshtërim për dënimin që më keni dhënë, sepse ai nuk më ka ardhur i papritur; habitem për diçka tjetër, për numrin e paktë të votave me të cilat e morët këtë vendim. Vërtet, nuk e besoja se numri i atyre që do të votonin kundër meje do të qe kaq i vogël, kam besuar

se numri i tyre do të qe shumë më i madh. Pra, është e qartë, nëse do të ishin tridhjetë vota në anën time, unë do të isha i lirë, sepse ju të gjithë e patë me sytë tuaj; nëse nuk do të kishin ardhur këtu për të më akuzuar Aniti dhe Likoni, atëhere do të qe dënuar Meleti me një gjobë prej njëmijë dhrahmish,[21)] sepse nuk arriti të marrë as një të tretën e votave".[22)]

## XXVI

Pra, ky njeri,[23)] propozon të më jepet dënimi me vdekje. Dakort o qytetarë, po çfarë lloj dënimi mendoni, se do të kërkoja unë për vetveten?[24)] Sigurisht një dënim të drejtë, apo jo? Po cilin vallë? Çfarë ndëshkimi, çfarë gjobe meritoj unë që hoqa dorë nga jeta e kamur dhe e braktisa atë për të cilën pjesa më e madhe kujdesen në mënyrë të veçantë: fitimin, interesat personale, gradat ushtarake, veprimtaritë politike, kolltuqet qeveritare, tarafllëqet e grupazhet që vijnë njëra pas tjetrës në shtet, vetëm për të qenë korrekt e për të shpëtuar; përndryshe, nëse do të isha përzier në çorba të tilla, nuk do të kisha qenë i vlefshëm as për vete dhe as për ju. Pra çfarë dënimi meritoj unë që parapëlqeva t'i jap secilit nga ju atë për të cilën mendova se do t'ju bëja shërbimin më të madh; që ua mbusha mendjen të jeni moskokëçarës për atë çka dispononi, por të interesoheni për veten tuaj, që të bëheni sa më shumë që të jetë e mundur të ditur dhe të mirë, e të mos merreni me interesa të vogla e të sipërfaqshme, por të shqetësoheni në vetvete për Atdheun e kështu me rradhë. Kur qenkam i tillë, ç'dënim meritoj? Pra, unë meritoj një çmim, o qytetarë, po të gjykohem për meritat e mia, një çmim, që të them të drejtën, të më ketë hije. Por çfarë s'i ka hije një mirëbërësi të varfër, i cili gjithë kohën iu ka dhënë zemër? O qytetarë, nuk ka gjë më të përshtatshme se kjo: një njeri të tillë duhet qëndrojë në Pritaneo,[25)] sigurisht, me më shumë të drejta se ai që fiton në Olimpiadë garën me kuaj. Ky i fundit, në të vërtetë, mund të bëjë që ju të dukeni të lumtur, kurse unë bëj çmos që ju të jeni me të vërtetë të lumtur, pastaj ai nuk ka aspak nevojë për

ushqime, ndërsa unë po. Nëse unë do ta gjykoj veten sipas meritave të mia, ajo që më takon është: ushqimi dhe banesa falas në Pritané.

# XXVII

Ndoshta ju mendoni se këto gjëra i them nga krenaria, ashtu siç iu fola për ata që qajnë e përgjërohen, por nuk është kështu, o bashkëqytetarët e mi. Përkundrazi, jam i bindur se nuk i kam bërë keq askujt me paramendim, por për këtë gjë nuk po arrij t'ju bind. Koha për këtë bashkëbisedim ka qenë tepër e shkurtër. Sikur ligji juaj të mos lejonte që një gjyq i tillë i rëndësishëm të zhvillohej jo në një ditë të vetme, por në disa, siç zhvillohet në vende të tjera,[26)] atëhere po, besoj se do të kisha arritur t'ju bindja vërtet. Tani përkundrazi, edhe vetë nuk e kam të lehtë të çlirohem nga të tilla shpifje të ndyra, për një kohë kaq të shkurtër.

Nga ana tjetër, ashtu i bindur siç jam, se nuk i kam bërë asnjë të keqe askujt, detyrimisht as vetes nuk mund t'i bëj një gjë të tillë, duke thënë të meritoj një lloj dënimi dhe as ta propozoj diçka të tillë.

Po tek e fundit, çfarë frike kam unë? A mos vallë e meritoj dënimin që më propozon Meleti? Unë nuk e di nëse ai paraqet diçka të mirë apo të keqe, apo më duhet të zgjedh atë që unë seriozisht e konsideroj se diçka të keqe dhe ta propozoj për vete? Burgun ndoshta? E përse të jem i detyruar të jetoj në burg, si skllav i një autoriteti të caktuar, që herë pas here parapëlqen mbrojtjen time nga Njëmbëdhjetëshi.[37)] Një gjobë? Pra të qëndroj në burg derisa të mos e shlyej detyrimin? Ky do të qe për mua i njëllojtë, sepse unë nuk kam para. Si thoni atëhere, të propozoj mergimin? Ndoshta ju mund të jeni dakort, por unë jam aq i shkëputur nga jeta, o qytetarë dhe aq i paarsyeshëm, sa të mos e kuptoja se ju, edhe pse jeni bashkëqytetasit e mi, kurrë nuk do t'i kishit honepsur idetë dhe bisedat e mia, nëse ato do të kishin qenë aq të mërzitshme dhe të urrejtshme, sa që ju me çdo kusht të kërkonit të çliroheshit prej tyre, si është e mundur që të tjerët lehtësisht i durojnë.

Eh, jo o qytetarë! Ç'bukuri vallë do të kishte jeta ime, i përzënë nga Athina, endacak nga një qytet në tjetrin, në këtë moshë të thyer, i braktisur prej të gjithëve. Unë e di mirë se kudo që të shkoj, të rinjtë do të vijnë të më dëgjojnë, ashtu siç bënit edhe ju këtu; më pas, nëse unë do të përpiqesha t'i largoja, atëhere edhe ata do të më dëbonin, duke i bindur të moshuarit e, nëse nuk e bënin ata, do të ishin prindërit dhe farefisi i tyre që do të më përzinte.

## XXVIII

Dikush mund të më thotë: "Përse o Sokrat, as në mërgim nuk do të mund të heshtje e të rrije i qetë?" Ja, kjo është pikërisht gjëja më e vështirë për t'jua shpjeguar; sepse kjo do të qe një mosbindje ndaj Zotit dhe do ta kisha të pamundur të jetoja i qetë, por ju sigurisht që s'do të më besonit e do të mendoni se këto gjëra i them sa për të kaluar radhën. E nëse më pas do t'ju thosha se e mira më e madhe për një njeri, qëndron pikërisht në gjurmimin e vazhdueshëm të virtytit dhe problemeve të tjera, për të cilat më keni dëgjuar në diskutime, atëhere kur i nënshtrohesha shqyrtimit për veten, ashtu dhe për të tjerët; nëse do t'ju thosha se jeta do të qe e denjë për t'u jetuar pa këtë lloj shqyrtimi, ju me siguri do të më besonit akoma më pak. Kështu, pra qëndrojnë punët, o qytetarë, prandaj, siç ju thashë, nuk është fort e lehtë që ju të bindeni.

Unë nuk mund të pajtohem me faktin që të më jepet një dënim që nuk e meritoj. Sikur unë të kisha para, do ta kisha dënuar vetveten dhe do ta paguaja gjobën nji më nji, pa çarë kokën për asgjë, por në të vërtetë nuk kam asnjë kacidhe, veç nëse më dënoni me atë pakicë që mund të kem, më e shumta një minë argjendi, kështu pra ju propozoj që dënimi im të jetë një minë argjendi.

Por e shoh, o qytetarë, se Platoni, Kritoni dhe Apollodori më bëjnë shenjë që ta gjobis veten me tridhjetë mina, sepse ata bëhen garant për këtë. Kështu pra, unë po e dënoj veten me atë shumë, për të cilën garantohen se do ta paguajnë ata.

# XXIX

Qytetarë të nderuar! Meqë këto punë u bënë me ngut, dijeni se denigruesit e Atdheut do të përhapin nëpër qytet fjalën se ju vratë Sokratin, një dijetar; kështu do të më quajnë, vetëm e vetëm për t'ju mbuluar me turp dhe mallkim.

Përkundrazi, nëse do të prisnit pak, e ngjarjet të rridhnin natyrshëm; pasi ju vetë e shihni moshën time, kështu që vdekjen e kam fare pranë. Këtë nuk e them për të gjithë, por vetëm për ata që më kanë dënuar me vdekje. Atyre desha t'u them edhe diçka tjetër: mos vallë mendoni se po dënohem pse më mungojnë argumentat e duhur për t'ju bindur; apo mos besoni se do të përdorja veprime dhe fjalë vetëm që t'i shpëtuar dënimit: jo, s'është asnjë prej këtyre, përkundrazi, dënohem jo se më mungonin argumentat, po për mungesë pafytyrësie e paturpësie, sepse nuk desha të përdorja të tilla gjëra, të cilat siç duket juve ju pëlqejnë shumë, si përlotjet, ankimet, apo sjellje të tjera të ngjashme, të padenja për një njeri si unë, jua përsëris edhe një herë, të padenja për një njeri si unë, sepse ju jeni mësuar t'i shihni nga të tjerët.

Unë s'kam menduar kurrë të përdor të tilla mjete të poshtëra e të ulta për t'i bishtnuar rrezikut dhe as nuk do të pendohem kurrë se u mbrojta ashtu siç desha, bile do të parapëlqeja të vdisja këtë çast, pasi u mbrojtja ashtu si munda, shumë më mirë se të isha mbrojtur me ndonjë mënyrë tjetër. Unë mendoj se askush, para trupit gjykues apo para armikut nuk duhet të rrijë duke sajuar mënyra për t'ju shmangur me çdo kusht vdekjes. Në beteja është e qartë se dikush mund të shpëtojë duke i hedhur armët e duke iu lutur armiqve që e ndjekin; përballë rrezikut gjenden shumë mënyra për t'i ikur vdekjes, dhe shpesh njeriu është i gatshëm për çdo lloj lëshimi. Prandaj, o qytetarë, t'i bishtnosh vdekjes nuk është diçka e vështirë, vështirë është t'u ikësh prapësive, që janë më të shpejta se vdekja. Për mua, që jam i moshuar dhe plak, mjafton ajo më e ngadalta për të më marrë, ndërsa akuzuesit e mi, që janë të shkathët e të fortë, le t'i kapi ajo më e shpejta, pra le t'i kapi poshtërsia. Unë po shkoj, i

çuar drejt vendit të ekzekutimit. Po mundët ndaluni pak, tashmë asgjë s'na ndal të bisedojmë mes nesh.

Desha t'ju tregoj, meqë ju jeni miqtë e mi, se ç'do të thotë për mua kjo që po më ndodh tani. Duhet ta dini, o gjykatës (më lejoni që t'ju thërras kështu me gjithë mend) se po më ndodh diçka e jashtëzakonshme. Zërin profetik të Zotit, aq të shpeshtë brenda meje, e kam ndjerë vazhdimisht në të kaluarën kur më kundërvihej edhe për gjërat më të vogla, sa herë që i nisesha diçkaje të keqe. Fati ma solli për hise e, që ju e dini mirë të gjithë, që dikush nga ju të më quajë si më të keqin e të këqinjve. E pra, asnjë paralajmërim nuk pata nga ana e Zotit, as sot në mëngjes, kur dola nga shtëpia, as kur ngjita shkallët e gjykatës, bile as gjatë kohës së mbrojtjes për gjithçka që thashë, ndërsa herët e tjera, Zoti më ka ndërhyrë edhe nëpër fjalime, duke ma ndërprerë përgjysëm fjalën. Sot ndodhi e kundërta, gjatë gjithë kësaj çështjeje nuk m'u kundërvu asnjëherë, as në veprime, as në fjalët e mia. Çfarë mësimi duhet të nxjerr unë nga e gjithë kjo? Po jua them: mundet që e gjithë kjo të jetë një mirësi, dhe se ne jemi në rrugë të drejtë, kur mendojmë se vdekja është e keqe. Për këtë kam patur një shfaqje të qartë, sepse do të qe e pamundur që paralajmërimi i zakonshëm të mos më vinte, sikur ajo që po më ndodhte të mos qe diçka e mirë për mua.

## XXXII

Le ta shohim këtë çështje nga një pikëpamje tjetër, nga e cila arrihet në përfundim se e gjithë kjo është diçka e mirë. Vdekja është në fakt mungesa e plotë e ndjesive, prandaj konsiderohet një hiç, ose siç thuhet, është vetëm një kalim, një ndërrim banese për shpirtin nga një vend tek një tjetër. Nëse vdekja është mungesë e plotë ndjesish, siç ndodh në një gjumë pa ëndrra, kjo atëhere do të qe një fitore e madhe dhe e mrekullueshme.

Le ta provojmë këtë gjë; mendojmë një natë gjatë së cilës kemi fjetur pa ëndërruar dhe ta krahasojmë atë me gjithë netët dhe ditët e tjera të jetës sonë. Nëse do të duhej të tregonim, natyrisht pas një

reflektimi të thellë, se cilat do të ishin ato netë apo ato ditë, në të cilat kemi jetuar më mirë, krahasuar me të parat, unë besoj se jo vetëm një njeri i thjeshtë, por edhe vetë mbreti i mbretërve nuk do të kishte shumë gjëra për të thënë.

Nëse vdekja do të qe e tillë, unë do ta konsideroja atë një fitore të madhe, sepse e gjithë jeta e pafund, nuk do të qe tjetër veçse një natë e vetme dhe tepër e gjatë. Nga ana tjetër, nëse vdekja i ngjan një udhëtimi nga një vend në një tjetër, apo siç thuhet: që në botën e përtejme janë mbledhur të gjithë ata që kanë vdekur; më thoni atëhere, o gjyqtarë, a mund të ketë një të mirë më të madhe se kjo? Mendojeni vetë, më së fundi shkojmë në botën e përtejme, të çliruar prej atyre që na shtiren si të drejtë dhe atje gjejmë pikërisht ata të vërtetit, gjejmë ata që atje poshtë administrojnë siç duhet drejtësinë, gjejmë aty Minosin, Radamantin, Eakun, Tritolemin[28)]dhe shumë gjysmëperëndi të tjera, të cilat kanë qenë vërtet njerëz të drejtë gjatë gjithë jetës së tyre. Cili prej jush nuk do të paguante gjithë sa kishte vetëm e vetëm të takohej me Orfeun apo Muzeun,[29)] me Heziodin apo Homerin? Eh, unë për vete do të pranoja të vdisja njëmijë herë vetëm e vetëm të më plotësohej një dëshirë e tillë.

Eh, ç'mrekulli do të qe për mua, kur të takohesha me Palamedin, Ajaks Telamonin[30)] e shumë nga njerëzit e lashtësisë, të vrarë padrejtësisht. Unë mendoj se do të qe diçka e këndshme, ta krahasoja fatin tim me fatin e tyre, sigurisht edhe kënaqësi e veçantë ta kaloja kohën me ta, të bisedoja e t'i pyesja ata për jetën në botën e përtejme, ashtu siç më ndodh këtu me të gjallët, për ta ditur se kush prej tyre është dijetar i vërtetë dhe kush mendon se është i tillë, pa qenë aspak.

Ç'vlerë do të kishte vallë, o qytetarë, ta pyesje atë që udhëhoqi ushtrinë e madhe në Trojë, Uliksin apo Sizifin e shumë e shumë të tjerë burra e gra, që ia vlen t'i përmend këtu? Të flasësh, të diskutosh, t'i pyesësh ata do të qe një lumturi e pamatë. Veç kësaj ata nuk dënojnë askënd me vdekje për gjëra të tilla; veç të tjerash ata janë shumë më të lumtur se ne, sepse ata janë të pavdekshëm, nëse ajo që thuhet për ata është e vërtetë.

# XXXIII

Edhe ju, o gjykatës, duhet patjetër të besoni tek vdekja dhe të mendoni për një gjë të vetme: se njeriun e mirë nuk do ta prekë kurrë e keqja, as gjatë jetës dhe as pas vdekjes, se perënditë nuk i harrojnë asnjëherë veprat e tij. Kjo që më ndodhi mua, nuk qe diçka rastësore dhe është krejt e qartë se gjëja më e mirë për mua është vdekja, kështu do të çlirohem njëherë e mirë nga gjithë andrallat e kësaj bote.

Ja pra, ky është motivi për të cilin zëri i Perëndisë nuk më ka penguar, sepse unë, kundër akuzuesve të mi, kundër atyre që më dënuan nuk kam asnjë inat, edhe pse ata më akuzuan dhe më dënuan me një qëllim të vetëm: vetëm për të më bërë keq dhe për këtë ata meritojnë të mallkohen.

Megjithatë, unë do t'ju lutem për diçka: kur fëmijët e mi të jenë rritur ndëshkojini o qytetarë; shkojuni mbrapa ashtu siç veproja dhe unë me ju, e nëse i shihni se ata interesohen për t'u pasuruar e për të përfituar të mira të tjera materiale, më shume sesa për virtytet, nëse i shihni se ata mendojnë se vlejnë, ndërkohë që s'kanë asnjë vlerë, i qortoni ata, ashtu siç ju kam qortuar edhe unë, nëse ata merren me gjëra që nuk vlejnë aspak, apo kur u hyn vetja në qejf dhe u mbushet mendja se janë "njerëz të mëdhenj", ndërkohë kur nuk vlejnë një grosh.

Nëse do ta bëni këtë gjë, unë dhe bijtë e mi, do të kemi prej jush atë që është e drejtë.

Por tashmë ka ardhur koha të shkoj, unë të vdes dhe ju të jetoni. Çdonjeri prej nesh shkon drejt një fati më të mirë, të cilin askush prej nesh s'e di, veç Perëndia...

**Shpjegime të kapitullit**

1. Kundërshtar i Sokratit, eksponent i Partisë së demokratëve të Athinës dhe tregëtar i pasur, i cili siç do ta shohim më vonë, së bashku me Meletin, një poet mediokër dhe me Likonin, një demagog tepër dinak ngritën akuzat ndaj tij.

2. Ka mundësi të aludohet për Aristofanin, më i madhi autor komik i Athinës dhe shkrimtar i komedive më të famëshme, i cili ka jetuar deri në vitin 388 para K.

3. Bëhet fjalë për komedinë e Aristofanit "Retë".

4. Gorxhia e Leontinit, ka lindur rreth vitit 480 p. K. dhe ka vdekur mbi moshën njëqind yjeçare. Ka qenë kryesisht rektor, ashtu si dhe Prediko i Çeos dhe Hipia i Elidës.

5. Monedhë argjendi e barasvlerëshme me njëqind dhrahmi.

6. Qytet i Fokidës, rrëzë malit të Parnasit, qendra më e madhe e kultit të Apollonit.

7. Një nga miqtë e tij më të dashur dhe dishepull i Sokratit.

8. E ka fjalën për dëbimin nga Athina të Partisë Demokrate nga "Tridhjetë Tiranët", në vitin 404 p. K.

9. E ashtuquajtura Bule, asamble e përbërë prej 500 personash, e dalë me short me pesëdhjetë vetë nga të dhjeta fiset, të cilët përbënin Atikën.

10. Asambleja Popullore, në të cilën mund të merrnin pjesë gjithë qytetarët madhorë të Athinës, me të drejta të barabarta civile dhe politike.

11. Shkencëtar dhe filozof i shquar (498-427), mik dhe mësues i Perikliut, u akuzua si i pafe dhe u detyrua të mërgojë. Nga vepra e tij "Mbi naturën", kanë mbetur vetëm disa fragmente.

12. Akili, biri i Tetidës dhe i Peleut, më i forti i gjithë grekërve në muret e Trojës. Vrasës i Hektorit.

13. Tre episode të luftes së Peloponezit midis Spartës dhe Athinës. Beteja e Pontideas (429 p. K.), ajo e Delios (424 p.K.) dhe ajo e Anfipolit (422 p.K.), në të cilat Sokrati u dallua për trimëri.

14. Shih shënimin 9.

15. Është fjala për luftën e zhvilluar pranë ishujve Argjinas (406 p.K.), ku u ndesh flota e Athinës me atë të Spartës, e cila përfundoi me një fitore të pasigurtë për Athinën.

16. Një nga dhjetë fiset e Atikës. Nga çdo fis, siç e kemi shpjeguar edhe tek shënimi 9, zgjidheshin pesëdhjetë qytetarë. Ata ndërroheshin çdo tridhjetë ditë nën Presidencën e Bules. Kjo periudhë tridhjetë ditore, quhej Pritani.

17. Qeveri oligarkike, e ashtuquajtur Tridhjetë Tiranët, e vendosur në Athinë në vitin 404 p.K., e cila mundi të qëndrojë në pushtet vetëm tetë muaj.

18. Një shpërblim nderues athinas, për betejën e Peloponezit.

19. Dishepuj dhe miq të Sokratit, për të cilët përveç Platonit, dihet fare pak ose aspak.

20. Lamprokleu, Sofronisku dhe Menedemi, tre djemtë e Sokratit.

21. Monedhë athinase prej argjendi, me peshë rreth 4.3 g.

22. Ai që dërgonte dikë në gjyq, dhe nuk arrinte të merrte një të pestën e votave, dënohej nga ana e gjyqtarëve më një gjobë prej njëmijë dhramish.

23. Është fjala për Meletin.

24. Në procedurën penale athinase, i dënuari me një masë të caktuar, kishte të drejtë të bënte një kundërpropozim ndaj vetes, i cili pasohej nga një vendim i paapelueshëm i gjykatësve.

25. Në selitë e Pritanëve, banonin me shpenzimet e shtetit mysafirët e shquar, qytetarët e nderuar me tituj, të cilat njiheshin nga Athina.

26. Këtu është fjala për Spartën.

27. Gjyqtarët që administronin drejtësinë e kishin për detyrë të interesoheshin për organizimin dhe mirëfunksionimin e sistemit të burgut dhe të merreshin me ekzekutimet kapitale.

28. Minosi, mbreti mitik i Kretës; Radamanti, i vëllai, mbret i Cikladeve; Eaku, mbret i Egjinës. Që të gjithë bij të Zeusit. Tritolemi, bir i Celeut dhe mbret i Eleuzisë, gjyqtar i Ferrit.

29. Poetë mitikë grekë.

30. Palamedi, mbret i Eubesë, u vra nën muret e Trojës nga Uliksi, i akuzuar padrejtësisht për tradhëti. Ajaks Telamoni, njëri prej luftëtarëve më të fuqishëm grekë në Luftën e Trojës. Pas vdekjes së Akilit, i kërkoi Uliksit armët e luftëtarit të madh, me pretendimin se i përkisnin më të fortit. Mirëpo Uliksi dinak dhe me ndihmën e Tetidës ia rrëmbeu. Ajaksi në tërbim e sipër vrau veten me shpatë.